SHAMIA DHE (PA)PËRGJEGJËSIA E INSTITUCIONEVE KOSOVARE

# DITURIA ISLAME

NUMER 247 | VITI 25 | SHKURT 2011 | REBIUL-EVVEL 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## KUVAJT: MYFTIU TËRNAVA KËRKOJ FORMALIZIMIN E NJOHJES SË KOSOVËS

## ISLAMI DHE SHTETI SHEKULLAR

## ISLAMI DHE PLURALIZMI NË EPOKËN GLOBALE



www.dituriaislame.net




**PASHA ATË NË DORËN E TË CILIT ËSHTË SHPIRTI IM,
NUK DO TË HYNI NË XHENNET PËRDERISA NUK BESONI
DHE NUK DO TË BESONI PËRDERISA NUK DO TË DONI NJËRI-TJETRIN.
A DONI QË T'JU KËSHILLOJ PËR DIÇKA QË, NËSE E PRAKTIKONI, DO TË DONI NJËRI-TJETRIN?
PËRHAPNI PËRSHËNDETJEN ME SELAM (PAQE) NË MES JUSH.**

**Muhamedi a.s.**

Sahih Buhari










DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# IDENTITETI ISLAM

*Fjala identitet në fjalorin tonë ka domethënien: 1.njëjtësi: identitet dukurish, 2. të qenët i veçantë nga të tjerët dhe i njëjtë me veten, të qenët po ai, vetëvetësi: identiteti i njeriut; dokument (kartë) identiteti, 3. mat.,logj. përputhje e plotë e dy anëve të një barazimi, pavarësisht nga vlerat e elementeve të tyre: identitet trigonometrik. Identitet islam nënkupton mënyrën e jetesës së myslimanëve, përfshirë pjesën e besimit, praktikimin e mësimeve të dala dhe të kërkuara nga Kurani si dhe nga shembulli i Muhamedit a.s.. Identiteti islam është që na dallon ne nga besimet e tjera. Qytetërimi shqiptar, ashtu siç thotë edhe akademiku ynë Rexhep Qosja, në librin e tij "Ideologjia e Shpërbërjes", në masë të madhe është përmbajtje e qytetërimit islamik. Dhe , këtë e dëshmojnë të dhëna historike, etnografike, kulturore e gjuhësore etj.. Mënyra e jetës e pjesës më të madhe të popullit shqiptar, arkitektura e qyteteve dhe e fshatrave, objektet e kultit, veshjet popullore, këngët dhe vallet popullore, kuzhina, ceremonitë rreth lindjes dhe rreth martesës, ritualet e varrimit, adetet dhe zakonet, - të gjitha këto dëshmojnë, për më tepër, se në jetën e shqiptarëve është më shumë i shtrirë qytetërimi islamik sesa qytetërimi i krishterë. Çdo orvatje për ta ndryshuar a për t'i dhënë kah tjetër kontencës së identitetit fetar të shqiptarëve, është e kotë dhe përfundon si e dështuar. Në këtë rrafsh rëndësi jetike luajnë mjetet e komunikimit masiv, që janë shndërruar dhe janë bërë pjesë e pandashme e jetës sonë të përditshme. Mirëpo, se në ç'masë ato mjete vënë theksin në identitetin real të popullit tonë, - kjo mbetet për t'u dëshiruar. Për shumë arsye, për shfaqje të shumta në programe të ndryshme dhe për reklamime të pamjeve e veshjeve, po dhe të spoteve muzikore e të tjera në televizione tona , myslimani duhet të jet syçelë. Po kjo vlen, kryesisht, edhe për mediet e tjera. Dhe kjo sidomos për shkak të etiketimit të Islamit, në mënyra të ndryshme, si fe e terrorit, fe e dekadencës, ose të përshkrimit të myslimanëve si fanatikë e si terroristë. Pra, informacionet e prezantuara për myslimanët në sensin negativ, duhet të ndiqen me sy kritik dhe të dimë të bëjmë dallimin në mes asaj që prezantohet dhe asaj që është në realitet. Këtu kujdes i veçantë duhet t'u kushtohet sidomos fëmijëve , që të mos shikojnë filma vizatimorë që përbajnë elemente të adhurimit të idhujtarisë në përmbajtjet e tyre, të stërmbushura edhe me shumë mitologji si, p.sh., filmi vizatimor "Superman", që shumë fëmijë myslimanë e marrin si më të fortin dhe kalojnë jetën fëmijërore duke aktruar skena nga ky mit. E tërë kjo, pa dyshim, bie ndesh me tevhidin (imanin). Myslimani kërkon ndihmë vetëm nga Allahu xh.sh., kurse mediet mundohen që këtë botë ta shndërrojnë në parajsë të vërtetë, ku njeriu duhet të investojë shumë për të mira, si vetura të shtrenjta, shtëpi luksoze, saqë njeriu të mund të mendojë se e bukura qëndron në faktin se si dukemi ne. Me këtë mashtrim ne do të harronim Xhennetin që Allahu xh.sh. na e ka premtuar neve si besimtarë, duke u dhënë pas ''xhenetit" në këtë dynja. Dhe ky është kërcënimi kryesor i identitetit islam. Identiteti islam është pasuria jonë më e madhe. Është i vetmi identifikim për besimin në ditën e Ringjalljes. Ai është besimi yt, vlera jote morale e edhe e tërë jeta. Ky identitet është ai që të bën ta njohësh Allahun Krijues të këtij universi. Identiteti është faktori Që të bën të zgjohesh në mëngjes dhe t'I falesh Allahut. Ky është ai që të bën të dashur, të sinqertë, përgjegjës dhe të vëmendshëm karshi njerëzve. Identiteti islam është ai që ta ndalon të gënjesh, të mashtrosh, të vjedhësh, t'i rrezikosh të tjerët dhe të përfshihesh në ndonjë sjellje amorale. Ky identitet të vetëdijëson se Islami është mënyrë jetese, dhe ushqen e mbjell ndjenjën e humanizmit, sepse të jesh mysliman i mirë, domethënë të jesh edhe humanist. Duhet të sqarohemi se nuk ka kundërshti në mes identitetit islam dhe kombësisë. P.sh., nëse jetojmë në Amerikë, ajo bëhet vendi ynë dhe u nënshtrohemi të gjitha ligjeve që veprojnë atje. Pra, s'ka kundërshti, sepse rregullat e një vendi nuk të detyrojnë të vrasësh, të vjedhësh, të gënjesh apo të marrësh kamatë. Këto rregulla nuk të pengojnë absolutisht t'i kryesh obligimet e tua fetare dhe të jesh mysliman i mirë. Shumë nacionalitete kanë kartë , si p.sh. për të udhëtuar nga një shteti në një shtet tjetër; ky dokument quhet pasaportë; nëse nget makinë, e ke patentë shoferin si identifikim, e po kështu edhe te kutitë e votimit, ose nënshtetësinë. Krejt këto janë karta identifikimi. Ndërkaq, identiteti islam nuk ka kartë identifikimi, po janë veprimet dhe sjelljet që të identifikojnë si mysliman. Mirëpo është për të ardhur keq që rinia myslimane në vendet perëndimore, por edhe në disa vende myslimane, favorizojnë pop kulturën perëndimore, duke nënvlerësuar, për fat të keq, identitetin e vet. Në Evropë nuk kemi lëndë mësimi në shkollë për hifz kurani, që fëmijët të memorizonin Kuranin dhe kështu kjo të ishte një pjesë shumë e rëndësishme e identitetit islam. "O ju që besuat! Ta keni kujdes Allahun dhe të jeni me ata të drejtët". (Et-Tevbe, 119). Njerëzimi mundohet që qetësinë shpirtërore ta gjejë diku tjetër, si në muzikë, në filma e zbavitje etj., sa kohë që Allahu na ka treguar se ku gjendet ku qetësim: "Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun, zemrat stabilizohen'. ( Er-Rad, 28).*

Mr. Rexhep Suma



# FETARE

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Mulk” 2

## Argumente madhështore të fuqisë hyjnore

تَبَارَكَ الَّذِي بِيَدِهِ الْمُلْكُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ.
الَّذِي خَلَقَ الْمَوْتَ وَالْحَيَاةَ لِيَبْلُوَكُمْ أَيُّكُمْ أَحْسَنُ عَمَلًا وَهُوَ الْعَزِيزُ الْغَفُورُ.

“I madhëruar është Ai, në Dorën e të Cilit është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send. Ai është Që krijoi vdekjen dhe jetën, për t’ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkatefalësi.”
(El-Mulk, 1-2)

KOMENT

**1. I madhëruar është Ai, në Dorën e të Cilit është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send.**

Kjo sure madhështore e Kuranit famëlartë, fillon me fjalën "tebareke", e cila nënkupton madhërimin, lavdërimin, shenjtërimin dhe zhveshjen e Allahut nga çdo cilësi a përshkrim që nuk përkon me Madhërinë e Tij. Fjala "tebareke" rrjedh nga rrënja "bereke" dhe nënkupton shtesën, mirësinë e shumtë, ose mirësitë e pakufishme që i janë dhënë njeriut nga ana e Fuqiplotit, i Cili përkujdeset për furnizimin e çdo krijese. Mu për këtë arsye njeriu duhet të jetë përjetësisht mirënjohës ndaj Allahut xh.sh., i Cili i ka dhuruar atij mirësi të panumërta, për se dëshmon edhe ajeti kuranor: "Edhe po qe se përpiqeni t'i numëroni dhuntitë (të mirat) e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni (përthekoni) ato (në numër)..." (Ibrahim, 34)

Kurse fjala "bi jedihi el-mulk" nënkupton sundimin absolut të Allahut në çdo gjë; në urdhëresa e ndalesa, në krijim, dhurim jete dhe vdekjeje, në dhënie e në marrje të pasurisë, në pasurim e varfërim të njerëzve, në ngritje dhe në poshtërim të tyre etj.. Me një fjalë, sundim i pakufishëm, i cili në asnjë mënyrë nuk mund të kontestohet, sepse çdo gjë në këtë ekzistencë, është e tëra pronë dhe krijim i Allahut të Gjithëfuqishëm, i Cili nuk ka fillim dhe as mbarim.I Madhërishmi, në lidhje me këtë, thotë: "Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do, dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë"! (Ali Imran, 26)

Të përmendurit e "Dorës" në këtë sure, duke i ikur çdo shëmbëllimi dhe përngjasimi të Allahut xh.sh. me krijesat, nënkupton fuqinë absolute të Tij, në Kompetencën dhe Vullnetin e të Cilit gjendet çdo gjë, dhe askush nuk mund t'I përzihet në asnjë çështje. Sundimi dhe pushteti i Tij shtrihet në çdo segment dhe veprim që kryhet në këtë ekzistencë.Dijetarët, kur kanë diskutuar rreth dallimeve në mes fjalëve të të njëjtit brumë - "mulk" dhe "melekut", kanë thënë se fjala "mulk" nënkupton botën materiale, kurse "melekut" botën shpirtërore. Gjatë analizës së ajeteve kuranore lidhur me fjalët "mulk" dhe "melekut", mund të vërejmë se, kur i Lartmadhërishmi flet në Kuran rreth veprimeve të Tij në botën e "mulk"-it sipas Vullnetit dhe Dëshirës së Tij, Veten e përshkruan me fjalën "tebareke", ashtu siç ka ardhur në këtë ajet, që simbolizon shenjtërinë, madhështinë dhe mirësitë e pakufishme të Tij. Ndërsa, sa herë që flet rreth veprimeve të Tij në botën e "melekutit, sipas Vullnetit dhe Dëshirës së Tij, i përdor fjalët "sebbeha", "jusebbihu" ose "subhane", si f.v. në suren "Jasin", ajeti 83: "I lartë është Ai në dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo send dhe vetëm tek Ai ktheheni", dhe në atë "Es-Saff", ajeti 1: "Allahun E madhëroi ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë, e Ai është mbizotëruesi, i urti".[1]Ajeti përfundon me fjalët: "Ai ka fuqi mbi çdo send", - dhe nënkupton se I Madhërishmi është i Gjithëpushtetshëm dhe fuqia e Tij është e pakufishme. Me vullnetin dhe fuqinë e Tij, çdo gjë në këtë ekzistencë rrjedh sipas përcaktimit të Tij hyjnor, Vullnet në të cilin nuk mund të ndërhyjë askush.

**2. Ai është Që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkatefalësi.**

Vdekja dhe jeta janë ligje dhe krijesa të Allahut, që përbëjnë tërësinë e një procesi, të cilit i nënshtrohet çdo krijesë e gjallë në këtë botë, duke filluar nga njerëzit, exhinët, kafshët, madje vdekjen do ta përjetojnë edhe engjëjt (melekët) e Allahut.Vdekja nënkupton lirimin e shpirtit nga ngushtësia trupore, i cili qëndron i kufizuar në këtë trup njerëzor, kurse pas vdekjes, ai lirohet nga kjo ngushtësi dhe kalon në një etapë tjetër të jetës, në Berzah, e cila dallon për shumëçka nga jeta e dynjasë. I Dërguari a.s. thotë: "Njerëzit (në këtë botë) janë të fjetur, dhe, kur të vdesin, përmenden (zgjohen-kthjellen)".Për sa i përket çështjes për ç'arsye, në këtë ajet, vdekja është përmendur para jetës, ekzistojnë disa sqarime nga ana e mufesirëve. Disa kanë thënë se, me vdekjen, në këtë ajet është qëllimi që të theksohet se ajo i ka parapririë jetës njerëzore mbi tokë, meqë nuk ishim fare të gjallë e pastaj Allahu na bëri të tillë, me ardhjen në këtë botë nëpërmjet procesit të lindjes. Disa të tjerë thonë se që të gjitha gjërat ishin të vdekura, derisa nuk i preku ato gjallëria e jetës si dhuratë nga i Gjithëmëshirshmi. Në frymën e këtij mendimi, jep sinjal edhe ajeti kuranor:"Si e mohoni Allahun, e dihet se ju ishit të vdekur e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, e mandej tek Ai do të ktheheni"? (El-Bekare, 28)

Disa kanë shprehur mendimin që me vdekjen në këtë ajet synohen ditët e jetuara në këtë botë, të cilat janë të numëruara dhe një ditë përfundojnë me vdekjen, ndërkohë që me jetën synohen ditët e Ahiretit, për shkak se do të jenë të përjetshme, të cilat nuk i prek as kërcënon më vdekja. Ndërkohë, Mukatili ka një komentim interesant rreth kuptimit të jetës dhe vdekjes, kur thotë se me krijimin e vdekjes nënkuptohen etapat e krijimit të njeriut ende pa iu frymëzuar shpirti: "Nutfetun" - farë (pikë uji), "alekatun" - copëz gjaku e ngurtë (e ngjizur), dhe "mudgah" - copëz mishi, të cilën pastaj Allahu e shndërron në eshtra, kurse eshtrave sërish ua vesh mishin, kurse me jetën nënkuptojmë frymëzimin e shpirtit dhe gjallërinë e këtij trupi, i cili deri në këtë etapë, ishte i pajetë.[2] Megjithatë, mendimi më i saktë është se në këtë ajet me vdekje kuptohet vdekja në këtë botë, kurse me jetën, jeta e amshueshme dhe e përhershme e Ahiretit. Për sa i përket pjesës së ajetit "për t'ju provuar se cili prej



jush është më vepërmirë", kjo do të thotë se cili prej jush (njerëzve) do të jetë më i sinqertë në raport me Krijuesin e tij; cili prej jush do të ruhet nga mëkatet dhe do të largohet nga ato vepra të shëmtuara që i ka ndaluar i Gjithëfuqishmi, dhe cili prej jush do të jetë më i devotshëm dhe më afër mëshirës së Allahut, me vepra të mira e të pëlqyeshme.Sipas shumë dijetarëve, kuptimi i këtij ajeti është edhe më gjithëpërfshirës, sepse këtu nuk synohet vetëm adhurimi me gjymtyrët e trupit, siç janë namazi, agjërimi, dhe ibadetet e tjera, por njëkohësisht synohet adhurimi me mendje, me zemër dhe me çiltërinë imanore, e cila të shtyn të meditosh rreth krijimit të kësaj gjithësie, për ta kuptuar se kush je ti në të vërtetë. Kuptimi i kësaj pjese të ajetit, sqarohet edhe më tepër nga vetë i Dërguari i Allahut, i cili, gjatë shpjegimit të tij, thotë: "për t'ju provuar se cili prej jush është më i mirë në të logjikuarit (menduarit) e drejtë, më i ruajtur nga haramet (ndalesat) e Fuqiplotit dhe më nxituesi në devotshmërinë ndaj Allahut të Plotfuqishëm".Ndërsa, kur është pyetur i Dërguari i Allahut se cili prej besimtarëve është më i mençuri (më i logjikshmi), ka thënë: "Ai i cili e përmend (e kujton) më së shumti vdekjen dhe ai që përgatitet më së miri për të".Njeriu erdhi në këtë botë me vullnetin dhe dëshirën e Fuqiplotit, por gjithsesi kjo botë do të jetë një sprovë e madhe për të, pasi njerëzit, së bashku me exhinët, janë krijesat e vetme që posedojnë një liri të kufizuar individuale të veprimit. Në përputhje me këtë përgjegjësie, ata nesër në Ditën e Gjykimit edhe do të merren në llogari për të gjitha veprimet e tyre. Jeta me të cilën Allahu na ka bërë ta ndiejmë gjallërinë, ishte për shkak të mëkëmbësisë, me të cilën Ai na nderoi dhe na obligoi në tokë. Prandaj njeriu, për hir të kësaj përgjegjësie madhore, duhet të përpiqet të arrijë majat e përsosmërisë së tij morale e shpirtërore. Hilafeti apo mëkëmbësia e njeriut në tokë, përveçqë është një përgjegjësi e përbashkët, është po ashtu edhe përgjegjësi individuale në kuptimin që secili individ duhet të marrë rolin dhe përgjegjësinë që i takon në këtë botë, sepse, pas vdekjes, në bazë të veprave të tij, ose do të shpërblehet, ose do të ndëshkohet.Shpeshherë hasim njerëz me iman të dobët dhe pabesimtarë teksa shprehen haptazi se e urrejnë vdekjen dhe kanë frikë nga ajo. Përgjigjja e vetme ndaj këtyre klithmave trishtuese të tyre, është se, nëse vdekja do të kuptohej ashtu siç duhet, në realitetin e mirëfilltë të saj, ajo nuk është përveçse kalim prej një procesi në një proces tjetër jetësor, - atëherë nuk do të kishte paragjykime negative ndaj saj dhe nuk do të kishte frikë nga ajo. Përkundrazi, vdekja do të duhej kuptuar thjesht si një fazë kalimtare në zinxhirin e pashkëputur të jetës, qëllimi final i së cilës është jeta e Ahiretit dhe arritja e kënaqësisë së Allahut. Është transmetuar nga Katadeja, të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari a.s.:"Allahu i madhërishëm i ka nënshtruar bijtë e Ademit (njerëzit) me vdekjen, pastaj e ka bërë këtë botë, botë të jetës e pastaj të vdekjes, ndërsa Ahiretin e ka bërë botë të shpërblimit apo ndëshkimit, e pastaj botë të amshimit".[3]

Kurse, rreth pjesës së ajetit: "Ai është ngadhënjyesi, mëkatefalësi", dijetarët kanë thënë se Ai është Ngadhënjyesi dhe i Gjithëpushtetshmi, i Cili krijesave të Tij u ka imponuar dhe përcaktuar vdekjen, dhe të Cilin nuk mund ta pengojë askush në realizimin e kësaj, kurse Mëkatefalës për ata që pendohen nga e kaluara e tyre e zymtë dhe marrin mësim nga vdekja, para se t'u vijë ajo, dhe njëkohësisht përgatiten sa më mirë për Ahiretin.

Është më se e qartë se cekja e krijimit të vdekjes dhe jetës në këtë ajet, është argument i pakontestueshëm i manifestimit të fuqisë së Allahut të Madhërishëm, ashtu siç është argument edhe krijimi i njeriut, prapa të cilit fshihet një urtësi e madhe hyjnore, ashtu siç na tregon i Lartmadhërishmi:"A menduat se Ne ju krijuam kot dhe se ju nuk do të ktheheni tek Ne?"
(El-Mu'minun, 115)

Pra, nga kjo mund të vërejmë se njerëzit vërtet nuk janë krijuar ashtu kot, por për një qëllim të lartë e fisnik, dhe ata janë nderuar nga i Lartmadhërishmi me gjënë më të çmueshme-mëkëmbësinë. Allahu xh.sh., duke ditur ndjesinë e brishtë shpirtërore të krijesës njerëzore, atyre u dërgoi pejgamberë dhe u zbriti libra të shenjtë, në mënyrë që të ngrihen sa më lart shpirtërisht, dhe që përfundimisht të dallohen të devotshmit prej të prishurve, meqë jeta e tyre do të jetë një sprovë e vërtetë për të arritur kënaqësinë e Krijuesit të tyre, ndërkohë që grupi i femohuesve dhe të prishurve, do të marrin ndëshkimin e tyre të merituar, sepse me vetëdije të plotë pasuan intrigat e shejtanit të mallkuar dhe vulosën përjetësisht fatin e tyre në skëterrat e Xhehenemit...

(1)Dr.Shevki Dajf "Suretu er-Rrahman ve suver kisar" Kajro, 1995, f.168. (2) Shih: Umer ibn Alijj Ibn Adil ed-Dimeshkijj el Hanbelijj "El-Lubab fi ulumil kitab", vëll. 19, f. 225, Bejrut, 1998. (3) Këtë hadith e kanë regjistruar në tefsiret e tyre Taberiu "Xhamiul bejan an te'vili ajil Kur'an" vëll.23 f. 118 (botim i redaktuar na Dr. Abdullah ibn Abdul Muhsin et-Turki- Kajro 2001), dhe Imam Sujutiu në "Ed-Durrul menthur" vëll.14, f. 608 (botim i redaktuar po ashtu nga Dr. Abdullah ibn Abdul Muhsin et-Turki- Kajro 2003)
- vijon –



Dr. Fahrush Rexhepi

# Pranimi i Islamit nga Aliu r.a. dhe kontributi i tij

Aliu r.a. kishte tre vëllezër e dy motra. Vëllezërit e tij ishin: Talibi, Akili dhe Xhaferri, kurse njëra nga motrat e tij ishte Umu Hani. Përsa i përket Talibit, ai u vonua në pranimin e Islamit deri në betejën e Bedrit. Madje ka mendime që ai nuk e kishte pranuar fare Islamin. Edhe Akili ishte vonuar në pranimin e Islamit deri në betejën e Bedrit, por, kur e pranoi Islamin, u bë mysliman shumë i përkushtuar. Ai fitoi një nam të madh në mesin e myslimanëve dhe dihet se shumë fëmijë të tij kishin rënë dëshmorë, së bashku me Husejnin në Kerbela. Ndërsa vëllai tjetër i Aliut, Xhaferri, njihej me emrin "Xhaferri fluturues", dëshmori i Mutetes. Pejgamberi a.s. për të, në luftën e Mutetes, kishte thënë që e shihte Xhaferrin në Xhennet tek fluturonte me krahët e tij nga diamanti, kënaqej dhe dëfrehej në Xhenet, ushqehej nga frutat dhe pinte ujë nga lumenjtë e kulluar të tij.

Aliu u lind 23 vjet para hixhretit. Ai ishte më i ri se Pejgamberi a.s. rreth 30 vjet, që do të thotë se Aliu nuk e kishte përjetuar shirkun (idhujtarinë), sepse Islamin e kishte pranuar qysh i ri. Kur filloi t`i zbriste Shpallja Pejgamberit a.s., ai e lajmëroi për këtë familjen e Aliut r.a., nga e cila Aliu edhe si fëmijë dhe si besimtar ishte i pari që pranoi Islamin ende pa mbushur 10 vjet.  Kur kishte bërë emigrimin Pejgamberi a.s., Aliu kishte fjetur në krevatin e Pejgamberit a.s., kur ishte afër 23 vjeçar.

## VETËMOHIMI DHE SAKRIFICA

Aliu r.a., si dhe ashabët më të respektuar të Pejgamberit a.s., asnjëherë nuk ishin hamendur kur duhej të sakrifikonin diçka në rrugën e thirrjes islame, sepse për këtë ishin të gatshëm të sakrifikonin edhe pasurinë, edhe jetën e tyre. Për sa i përket Aliut r.a., mjafton të përmendet fakti se ai qe njeriu i parë që sakrifikoi jetën e vet për Islamin duke e vënë veten në rrezik. Kjo kishte ndodhur atëherë kur fjeti në shtratin e Pejgamberit a.s., i cili kishte bërë Hixhretin (emigrimin) në Medinë. Aliu e kishte përballuar këtë vetëmohim, sepse ishte pjesëmarrës i realizimit të projektit që e kishte përcaktuar prijësi i tij, Muhamedi a.s., në dobi të kësaj feje. Aliu r.a. ishte nga kalorësit më të shquar myslimanë në shumë beteja dhe ekspedita ushtarake, prej të cilave qenë Bedri dhe Uhudi. Ai nuk ka munguar në asnjë betejë përveç asaj në Tebuk, kur Pejgamberi a.s. e kishte caktuar të administronte Medinën. Në shumë beteja ai ishte bartës i flamurit dhe shumë shpesh ishte prej atyre që qëndronin gjithnjë afër

Pejgamberit a.s., për ta mbrojtur. Në betejën e Hajberit, kur myslimanët nuk aritën të thyenin rezistencën e keshtjellës, Pejgamberi a.s. pati deklaruar: "Nesër flamurin do t'ua dorëzoi atyre të cilëve Allahu do t'ua japë fitoren…". Njerëzit nuk fjetën tërë natën duke menduar se cilëve prej tyre do t'ua dorëzonte flamurin. Kur agoi mëngjesi, shkuan te Pejgamberi a.s. dhe secili prej tyre kërkoi ta bartte flamurin. Pejgamberi a.s. pyeti: "Ku është Aliu?". I thanë se ankohej se kishte kokëdhembje. "Shkoni ta ftoni dhe ma sillni"! Kur Aliu erdhi, ai ia lagu sytë me pështymën e tij, bëri një dua për të dhe ky u shëndosh sikur të mos kishte pasur kurrfarë dhembjeje. Pastaj ia dorëzoi flamurin dhe u vëllazërua me të.[12] 12. Ibni S'ad, 3/22.

## PRANIMI I ISLAMIT NGA ALIU R.A.

Kur Pejgamberit a.s. kishte filluar t`i zbriste Shpallja, Aliu një ditëkishte hyrë në dhomën e tij, dhe aty kishte gjetur Pejgamberin a.s. dhe bashkëshorten e tij, Hatixhen r.a., duke u falur. Aliu i pyeti ata: "Ç`është kjo që po bëni?" Pejgamberi a.s. i tha: "Kjo është feja e Allahut xh.sh., që e ka zgjedhur Ai për robërit e Vet dhe Mua më ka zgjedhur të Dërguar të Tij. Unë të ftoj ty të dëshmosh se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s. është i dërguari i Tij". Besimi në latin dhe uzanë është kufër. Aliu tha se këtë çështje nuk e kishte dëgjuar më parë. "Më prit derisa t`i tregoj Ebu Talibit". Pejgamberi a.s. i tha: "O Ali, nëse nuk e pranon Islamin, atëherë mbaje këtë çështje sekrete". Aliu ia ktheu "Më lejo pak të mendohem". Ai e kaloi natën duke menduar dhe në mëngjes i tha Pejgamberit a.s.: "Ma përsërit edhe një herë atë që më the mbrëmë". Pejgamberi a.s. ia përsëriti sërish dhe Aliu tha: "Dëshmoj që nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij". Aliu në fillim Islamin e tij e mbante fshehur edhe nga i ati, Ebu Talibi. Kur e pa duke u falur, babai i tij e pyeti se çfarë po bënte. Aliu i tha: "Kam besuar Allahun dhe kam ndjekur rrugën e Pejgamberit a.s.. Të ftoj edhe ty në këtë rrugë". Ebu Talibi i tha: "O biri im, vazhdo t`i bindesh Muhamedit dhe qëndro afër tij, se ai nuk të humb, po të shpie në mirësi, kurse unë nuk e lë fenë e të parëve të mi". Sipas shiinjve, Ebu Talibi e kishte pranuar Islamin në fund të jetës së tij. Sipas një transmetimi të Enes ibni Malikut, Muhamedit a.s. kishte filluar t`i zbriste shpallja ditën e hënë, kurse Aliu e kishte pranuar Islamin të nesërme, të martën, kur kishte mbushur nëntë vjeç, afër moshës dhjetë vjeç. Për shkak të moshës së re, ai nuk e kishte përjetuar shirkun, siç e cekëm edhe më sipër. Ibni Hishami thekson se Aliu është i pari nga meshkujt që kishte pranuar Islamin.

## QËNDRIMI I TIJ NDAJ PEJGAMBERIT A.S.

Aliu r.a. kishte gjatësi mesatare, fytyrën e kishte të rrumbullakët si Hëna, nuk kishte flokë, duart i kishte të fuqishme dhe trupin muskulor. Në kohën e tij thoshin se kush e shihte Aliun, i dukej sikur shihte Pejgamberin a.s.. Kur Allahu xh.sh. e urdhëroi Pejgamberin a.s. që ta përcillte mesazhin hyjnor te familja dhe të afërmit e tij, përmes ajetit: "Tërheqja vërejtjen familjes dhe të afërmve"(Esh-Shuara: 214), ai nisi t`u fliste për këtë fe, duke ua shpjeguar misionin për të cilin ishte dërguar. Pejgamberi a.s. i pyeste cili prej tyre do të besonte, por që të gjithë heshtnin. Në mesin e tyre u ngrit një djalosh 12-vjeçar dhe tha: "Unë e besoj atë për se bën thirrje ti"!. Kush mund të ishte ky djalosh përveç Ali bin Ebi Talibit. Pas kësaj ngjarjeje, Pejgamberi a.s. dhe ashabët e tij që kishin pranuar Islamin, filluan të ballafaqoheshin me keqtrajtimet e Kurejshitëve. Ata e pengonin Pejgamberin a.s. që fjala e tij të arrinte tek njerëzit.Ebu Lehebi e ndiqte këmba-këmbës, me qëllim që Muhamedi a.s. të mos i fliste askujt në Mekë. Në këto rrethana të krijuara, Ebu Dherri kishte dërguar vëllanë e tij në Mekë, që të njihej me lajmet e Pejgamberit të fundit, që do të dërgohej në Mekë. Meqë vëllai i tij nuk arriti të mësonte asgjë për këtë Pejgamber, Ebu Dherri vendosi të shkonte vetë atje. Ebu Dherri hyri në Mekë dhe qëndroi pranë Qabesë. Aliu r.a. e pa që po rrinte vetëm, prandaj e pyeti në ishte i huaj. Ebu Dherri i tha po. Aliu r.a. e ftoi mysafir në shtëpinë e tij. Ebu Dherri e kaloi natën tek ai e në mëngjes u largua. Të nesërmen Aliu e takoi sërish duke pritur pranë Qabesë dhe e pyeti: "A je ende i huaj"? Ebu Dherri pohoi, prandaj Aliu e mori sërish mysafir. Edhe ditën e tretë Aliu e takoi përsëri dhe i përsëriti të njëjtat fjalë… Ai e pyeti: "Apo më tregon të vërtetën për se je këtu"? Ebu Dherri i tha kësaj here: "A e mban sekret"? Aliu i tha: "Po". Atëherë ai nisi të tregonte: "Unë kam ardhur që ta gjej pejgamberin e fundit në këtë vend". Atëherë, Aliu i tha: "Unë të tregoj ku është, por dije që ka njerëz që na ndjekin. Kur të më shohësh që po ulem për të marrë diçka në rrugë, largohu prej meje dhe eja të takohemi të nesërmen". Ndodhi që atë ditë ata të ndaheshin e të takoheshin të nesërmen. Aliu e dërgoi Ebu Dherrin te Pejgamberi a.s., ku ai dëgjoi mësimet nga Pejgamberi a.s. dhe pranoi Islamin.

## HIXHRETI I ALIUT R.A.

Pasi ishin krijuar të gjitha kushtet dhe rrethanat për emigrimin e Pejgamberit në Medinë, Pejgamberi a.s. priste urdhrin e Allahut përmes Xhibrilit për të vepruar. Kur erdhi urdhri nga Allahu xh.sh., Pejgamberi a.s. e lëshoi Mekën, kurse mushrikët Kurejshë që të gjithë u ngritën në këmbë për ta ndëshkuar Pejgamberin a.s.. Ata nuk e hasën askund Pejgamberin a.s., nuk e gjetën as në shtëpinë e tij, as në shtratin e tij, ku flinte në vend të Pejgamberit a.s. Aliu r.a.. Para se të dilte nga shtëpia, Muhamedi a.s. e kishte caktuar Aliun r.a. që të flinte në shtratin e tij duke i thënë: "Mos u frikëso, se nuk do të të dëmtojë asgjë". Aliu tregon e thotë: "Pasha Allahun, nuk kam fjetur asnjë natë më mirë se kjo". Kur mushrikët Kurejshë

rrethuan shtëpinë e Pejgamberit a.s., hynë brenda dhe nuk e gjetën Pejgamberin a.s. në shtratin e tij, në fillim nuk besuan se Muhamedi a.s. e kishte lëshuar Mekën, duke shpresuar se këtë punë nuk do ta bënte pa e shoqëruar edhe Aliu. Pejgamberi a.s. e kishte urdhëruar Aliun r.a. që të mos shkonte pas tij derisa të kryente porositë dhe obligimet tjera që kishte në shtëpi. Pasi i kreu, ai u nis për Medinë dhe, gjatë rrugës, u ndal në Kuba për ta takuar Pejgamberin a.s.. Pas takimit në Kuba, ata për një kohë nuk u takuan më. Pejgamberi a.s. kishte pyetur pse mungonte Aliu. I thanë se nuk mund të ecte, sepse i ishin ënjtur këmbët. Atëherë Pejgamberi shkoi tek Aliu dhe ia fërkoi këmbët. Më pas, iu shëruan këmbët dhe ai u ngrit e nuk u ankua më kurrë derisa ra dëshmor.

**DISA FJALË DHE KËSHILLA TË URTA TË ALIUT**

Tregohet nga Abdu Hair se Aliu r.a. ka thënë: "Nuk është e mira në shtimin e pasurisë dhe të fëmijëve, po e mira është në punën tënde të shumtë dhe në butësinë tënde të madhe. E mira në dynja (në këtë botë) është vetëm për dy veta. Njëri që bën mëkate dhe shpejton të pendohet, si dhe tjetri që garon për vepra të mira. Vepra s'duhet të pakësohet nga frika (e mospranimit), e si u dashka pakësuar vepra e pranuar". Transmetohet nga Ebu Zagal, i cili tregon se Aliu r.a. ka thënë: "Mbani mend prej meje këto porosi, për të cilat, edhe sikur të jeni hipur në deve, do të vraponi t'i arrini: Mos të shpresojë njeriu përveçse tek Allahu i Madhërishëm; të mos ketë frikë prej asgjëje përveçse prej mëkatit të tij; asnjë i paditur të mos druajë kur të pyesë për atë që nuk e di; asnjë i ditur të mos ketë turp për diçka që nuk e di, të thotë: Allahu e di!, e durimi për besimin është si koka për trupin. Ai që s'ka durim, nuk ka as besim. Nga Muhaxhir ibn Umejri tregohet se Aliu r.a. ka thënë: "Gjërat të cilave ua kam frikën më së shumti, janë ndjekja e pasioneve dhe shpresat e gjata. E para të pengon nga e drejta, ndërsa shpresa e gjatë të bën ta harrosh jetën e amshueshme (Ahiretin). E para, kjo jetë po jua kthen shpinën, ndërsa jeta tjetër po shfaqet para nesh. Secila ka bijtë e saj, prandaj jeni bij të jetës së pasosur (Ahiretit) e mos u bëni bij të kësaj jete (dynjasë). Sot ka punë pa llogari, ndërsa nesër llogari pa punë".

Transmetohet nga një pjesëtar i fisit Benu-Shejban se Aliu r.a. një ditë, duke mbajtur hytbe (këshillë), pas falënderimit që I bëri Allahut dhe përshëndetjeve për Pejgamberin a.s., ndër të tjera, tha: "Dijeni se do të vdisni e pastaj do të ringjalleni duke I dalë Allahut përpara me veprat tuaja, për të cilat do të shpërbleheni. Të mos ju rrethojë kjo jetë, se ajo është shtëpi e ngritur me prova, e njohur si e mbaruar, e përshkruar me mashtrim. Gjithçka në të shkon drejt zhdukjes, herë për njerëzit e herë kundër tyre, e paqëndrueshme në situatat e saj dhe se të keqes së saj nuk i shpëton askush. Sa të shohësh në të gëzim e lumturi, shpejt do të pasojnë pas kësaj brenga dhe mërzia, situata të paqëndrueshme, kohë të harxhuara, jetesa në të papëlqyer, rehati e pagarantuar. Banorët e saj janë objektiva që i godet ajo me shigjetat e saj të helmta dhe i copëton me vuajtjet dhe brenga. Fundi i çdokujt në të është i sosur, rrësku (furnizim) i secilit i garantuar. Dijeni se kjo që po jetoni sot, është rruga dhe tradita e atyre që ishin para jush, më jetëgjatë, më të fortë dhe më punëtorë se ju. Pasuritë e tyre u shkatërruan, trupat e tyre u kalbën dhe shtëpitë e tyre u boshatisën".

Një këshillë tjetër të Aliut r.a. e tregon Xhafer ibn Muhamed nga gjyshi i tij, përmes t'et, se Aliu r.a. në një rast ishte duke përgatitur një kufomë për faljen e namazit dhe varrimin e saj. Kur qe përgatitur kufoma për ta lëshuar në varr, të afërmit e të vdekurit bërtitën me zë dhe qanë, e Aliu r.a. u tha: "Pse po qajnë? Pasha Allahun, sikur të shohin atë që sheh i vdekuri i tyre, do të tmerroheshin nga vështrimi i të vdekurit. Vdekja ka për t`u kthyer prapë tek ata, derisa të mos lërë asnjë prej tyre". Ai u ngrit dhe tha: "O robër të Allahut! Ju porosis të jeni të përkushtuar ndaj Allahut e ta keni frikë Atë Që ju ka sjellë shembuj të shumtë dhe ju ka caktuar sa gjatë do të jetoni, ju ka dhënë veshë që të dëgjoni, sy që të shikoni, zemra që të kuptoni me to. Allahu nuk ju ka krijuar kot, as nuk i ka sjellë shembujt pa qëllim. Ai ju ka furnizuar me mirësi e begati, jua ka përgatitur shpërblimin, kini pra frikë Allahun dhe luteni fort Atë, shpejtoni me vepra të mira para arritjes së vdekjes. Kjo jetë nuk ka kënaqësi të përhershme e të garantuara, ajo është mashtrim dhe paqëndrueshmëri, prandaj mendoni rreth këshillave, pasi sikur ju ka mashtruar kjo jetë ndërkohë që vdekja ju ka futur nën kthetrat e saj. Shtëpinë prej dheu-varrin e keni të garantuar dhe Ditën e Gjykimit nuk e keni larg. Mendoni për tmerret e saj, që nga ngritja prej varreve, tubimi e deri te llogaria para të Madhërishmit Allah! Çdokush me vete do të ketë një drejtues që do ta tërheqë drejt vendit të llogarisë si dhe dëshmitar, që dëshmon kundër tij. Në Kuran thuhet: "Toka është ndriçuar me dritën e Zotit të vet, libri (shënimet mbi veprat) është vënë pranë dhe sillen Pejgamberët e dëshmitarët, e kryhet në mes tyre gjykimi me drejtësi, e atyre nuk u bëhet e padrejtë".( Ez-Zumer, 69). Atë ditë Toka do të tronditet, egërsirat do të mblidhen, të fshehtat do të zbulohen, zemrat do të trishtohen e Xhehenemi do të shfaqet me gjuhët e flakës. Robër të Allahut! Kini frikë Allahun, siç E ka frikë i kujdesshmi që i ka sytë hapur e që kërkon shpëtim dhe që përgatitet për llogari. Është mjaft që Allahu është ndihmësi dhe hakmarrësi, që Libri i Tij është argument dhe kundërargument, që Xheneti shpërblim dhe Xhehenemi ndëshkim e poshtërim. I lutem Allahut të më falë mua dhe ju!". Këto që i përmendëm, janë vetëm disa nga këshillat dhe ligjëratat e shumta dhe të spikatura të Aliut r.a..

1.Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.163.(përktheu nga arabishtja dr.Tahir Kukaj).(2)Mahmud Shakir,Tarihul Islam, pjesa 3, Bejrut, 1991. f. 251.(3)Hajrullah Tilfah,Ali bin Ebi Talib,bot. 15,Bagdad,1982,f.12,13.(4)Po aty, f.13.(5)Siretu En-nebevije, Ebi Muhamed, Abdul Melik bin Hisham, Kajro, I, 1996 f.229.(6)Amër Halid, Ibid f. 168. (7)Hajrullah Tilfah,Ibid f. 13.(8)Po aty, f.14.(9)Amër Halid, Ibid, f.227.(10) Po aty. f.228.(11) Hasan Ejub, Ibid f.228.



Fatos Gërvalla

# Misioni i njeriut në këtë botë

Falënderimi I takon vetëm Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe mëshira qofshin për Muhamedin a.s., familjen dhe shokët e tij, dhe për ata që e pasuan dhe e pasojnë atë deri në Ditën e Gjykimit. Adhurimi në Islam ka rëndësi të madhe në formimin e myslimanit, që të bëhet rob i edukuar; ka rëndësi të madhe në përgatitjen dhe ngritjen e tij, që të mund të hyjë në Xhenet dhe të arrijë begatitë e tij. Nga kam ardhur? Cili është misioni im në këtë jetë? Ku do të shkoj? Kur të përdorim mendjen dhe të meditojmë, do të dimë rrugën e sigurt dhe që dhuruesi i jetës sonë është Allahu i Lartësuar. Meqë Ai është udhëheqës i çështjes së Tij, i Dijshëm në veprën e Tij, nuk ka mundësi që ekzistenca jonë të jetë shkel e shko, pa ndonjë qëllim, veçse Ai na krijoi për një qëllim që e sqaroi në Librin e Tij, ku tha: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë". (ED-Dharijat:56). "Ai e bëri Diellin shndritës, e Hënën dritë dhe asaj (Hënës) ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogarinë. Allahu nuk e krijoi këtë për tjetër, pos me qëllim të caktuar. Ai ia sqaron argumentet një populli që kupton. Në ndërrimin e natës e të ditës, dhe në çka krijoi Alllahu në qiej e në Tokë, vërtet ka fakte për njerëzit që kanë droje". (Junus: 5-6). Vështrimi nga ne i pjesëve të kozmosit, Tokën, pemëve, bimëve, shtazëve dhe gjërave të tjera, dëshmojnë precizitetin e krijimit. E ne në mesin e këtyre krijesave jemi krijuar me të njëjtin precizitet, dhe jetojmë në brendësinë e këtij preciziteti, ndërsa ne në mesin e krijesave jemi krijuar në formën më të bukur, jemi pajisur me mendje, e cila na drejton në rrugë të drejtë, dhe i nënshtroi për ne krijesat. Është thënë: Uji është për bimët, bimët janë për shtazët, shtazët janë për njerëzit, dhe, për shka se te njeriu arrin mendja dhe ecim në këtë drejtim, themi: Njeriu është për Allahun, Allahu është Ai Që na krijoi, Ai ekziston, këtë e ndiejmë në momentin kur kemi nevojë për Të, E thërrasim dhe E kërkojmë Atë në shumë raste:

### NËNSHTRIMI VETËM PËR ALLAHUN

"E kur i mbulon ata ndonjë valë si reja, I drejtohen Allahut sinqerisht me besim vetëm ndaj Tij, e kur i shpëton ata e dalin në tokë, ka disa prej tyre që i mbesin besnikë besimit të drejtë, e faktet Tona nuk i refuzon kush përveç të pabesit dhe përbuzësit". (Lukman: 32); "E kur ju kap ju paniku (frika) në det, i humbni (nga kujtesa) ata që i lutni, u mbetet vetëm Ai (Allahu), mirëpo, pasi Ai t'ju shpëtojë e të arrini në tokë, ia ktheni shpinën. Kështu, njeriu është përbuzës". (El-Isra: 67). Është pyetur Xhafer Sadik r.a. për Allahun, e ai i ka thënë pyetësit: "A nuk ke lundruar në det? Ai tha: Gjithsesi. I tha a ka ndodhur ndonjëherë që valët e detit të ta godasin anijen? Ai tha: Po. I tha: A mendove se nuk do të gjeje shpëtim dhe mjete shpëtimi? Tha: Po. A të erdhi në mendje ndonjëherë se gjendet dikush që, nëse dëshiron të të shpëtojë, do të të shpëtojë? Tha: Po. Tha: Ai është Allahu". Pasi të bindemi se ai që më ka krijuar është Allahu, dhe më ka dalluar me mendje, ka

nënshtruar kozmosin për mua, kuptoj se misioni im në këtë jetë është adhurimi i Allahut dhe falënderimi i Tij për të gjitha ato që më ka dhuruar, dhe se një ditë do të dalim para Tij me të gjitha veprat tona: "Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët. (bën dobi) Vetëm kush i paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë",(Esh-Shuaraë: 88-89); "E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe që peshon sa grimca, atë do ta gjejë". (Ez-Zelzele: 7-8). Është verbëruar ai që thotë për këtë botë dhe jetën në të, se njeriu jeton sa jeton e do të varroset dhe toka do ta zhdukë, dhe se nuk ka diçka tjetër. Atyre u themi: A barazohet ai që jetën e tij e ka kaluar në shërbim të njerëzve dhe vetes ia ka ndaluar qetësinë në shërbim të të tjerëve, me atë që jetën e tij e ka kaluar në epshe dhe dëshira të tij në llogari të të tjerëve?! Nëse çështja është kështu, çfarë është ajo që e dallon njeriun nga shtazët, a e shihni atë të barabartë me misionin e tyre në ushqim dhe pije, ashtu siç edhe thotë i Lartësuari:"…ata që nuk besuan, përjetojnë kënaqësi (në këtë jetë) dhe hanë ashtu si hanë kafshët, e vendi i tyre është zjarri". (Muhamed: 12) Në të njëjtën kohë, besimtarët përshkruhen se si janë të nderuar nga Zoti i tyre: "Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu do t'i vërë në Xhenete, nën të cilët rrjedhin lumenj". (El-Haxhxh: 14)

## XHINËT DHE NJERËZIT JANË KRIJUAR VETËM PËR IBADET

Kështu, ata e dinë se si kanë ardhur, e dinë rolin e tyre dhe janë të bindur se ku do të përfundojnë. Njeriu, të cilin Allahu e nderoi me mendje dhe me formën më të bukur, nuk është krijuar për këtë botë, por bota është krijuar për të, ai është krijuar për botën e përjetshme, kurse kjo botë nuk është tjetër përpos stacion në të cilin mbushet me atë që i dhuron të mira për Botën tjetër, që të përgatitet për t'u takuar me Allahun xh.sh.. Atje do ta shpërblejë për të gjitha ato që ka punuar: "E, secilit sipas veprave që i bën, i takon shkalla, e shpërblimi për veprat e tyre do t'u plotësohet, e nuk u bëhet e padrejtë". (El-Ahkaf:19) I mençur është ai i cili në këtë botë shton devotshmërinë duke pasuar Urdhrat e Allahut dhe duke u ndaluar nga ndalesat e Tij. Jeta në këtë botë është rasti në mes duarve të tij që të përfitojë begatitë e Botës së përjetshme: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përpos që të Më adhurojnë". (Ed-Dharijat:56) Shembulli i Xhenetit, i cili u është premtuar atyre që janë ruajtur (të devotshëm), në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije, lumenj nga qumështi me shije të paprishur, lumenj nga vera e shijshme për njerëz, lumenj nga mjalti i kulluar, - ata kanë aty edhe gjithfarlloj pemësh, kanë edhe falje nga Zoti i tyre". (Muhamed:15) Nuk u takon t'i shijojnë të mirat e Xhenetit të tjerë përveç atyre që përmirësuan veten e tyre dhe e drejtuan në pëlqim me Ligjin e Allahut të Lartësuar. Prandaj, njeriu në këtë tokë nuk është krijuar kot së koti, veçse misioni i tij është adhurimi, që e ngre në këtë botë dhe në Botën tjetër, i cili në këtë botë i siguron lumturi, ndërsa në Botën tjetër begatitë e Allahut në Xhenetet e Tij, dhe kjo është ajo që njërin nga të devotshmit e shtyn që atyre që e shoqërojnë, t'u thotë: "Ju jeni krijuar që të jetoni përgjithmonë, dhe kështu ju vetëm transferoheni nga një jetë në jetën tjetër", e tjetri thotë: "Vdekja nuk është tjetër veçse një transferim prej shtëpisë së përkohshme në shtëpinë e përjetshme". E tjetri thotë: Kjo botë është periudhë e përgatitjes për birin e Ademit, lum për atë që e rregullon jetën e tij me Ligjin e Allahut të Lartësuar". Pra, cili është ai adhurim që njeriut ia siguron botën e përjetshme? Ibn Tejmije në librin e tij "Adhurimi" thotë: "Adhurimi është nënshtrim ndaj Allahut me dashuri të plotë ndaj Tij".

Dhe thotë: "Nuk meriton nënshtrim dhe dashuri ndaj askujt përveç ndaj Allahut, dhe çdo nënshtrim përpos ndaj Allahut, është humbje, dhe çdo dashuri përpos ndaj Allahut, është e shëmtuar". Pastaj ka përmendur ajetin fisnik: 24. "Thuaj (o i dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që fituat, tregtia që frikësoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se Allahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa All-llahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur". (Et-Tevbe: 24)

## GARA PËR VEPRA TË MIRA

Nga kjo kuptojmë se Adhurimi është: Nënshtrim ndaj Allahut e zbatim i Ligjit të Tij dhe dashuria është vetëm për Të. Në fund themi se adhurimi kërkon sakrificë, për shkak se shpirtin e ndalon nga dëshirat e tij; namazi në shpirtrat e sëmurë është humbje kohe, agjërimi dobësim i trupit, zeqati pakësim i pasurisë, dhe kështu ata largohen prej adhurimit, kurse njerëzit që kanë qëllim të lartë, i ndalojnë epshet shpirtërore dhe veten e drejtojnë tek nënshtrimi ndaj Allahut të Lartësuar dhe gara për vepra të mira.

Thotë Allahu i Lartësuar: "A mos menduat ju se do të hyni në Xhenet e Allahu, pa e ditur (pa u vërtetuar në praktikë) se cilët prej jush kanë luftuar dhe pa e ditur se cilët prej jush ishin të durueshëm". (Ali Imran: 142). Shiko rreth teje ata që shpirtin e tyre e ngritën në nënshtrimin ndaj Allahut të Lartësuar, dhe gjendja e tyre u lartësua; ata në këtë botë vazhdojnë ta bartin amanetin e kësaj feje: "Ne u ofruam amanetin (obligimet) qiejve, Tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta merrnin përsipër dhe u frikësuan prej tij, kurse njeriu e mori mbi vete". (El-Ahzab:72). Pra, detyra dhe misioni i njeriut në këtë botë është adhurimi dhe nënshtrimi ndaj Allahut të Lartësuar dhe zbatimi i Ligjit të Tij në këtë Tokë.



Dr. Aid El-Karni

# Arti i vështirësimit të hyrjes në Xhennet!

Disa individëve u është hapur porta e vështirësimit të hyrjes në Xhennetin e robërve të Allahut. Sikur çelësat e Xhennetit janë në xhepin e një individi të tillë dhe ai kë të dojë, e fut në Xhennet e kujt të dojë, ia ndalon hyrjen në të! Dhe sikur instrumentet (faturat) e faljes janë në dorën e tij, dhe ai kë të dojë, e mëshiron e kë të dojë, e ndëshkon. Kur takohet me mëkatarët, ai i përgëzon me zjarrin e Xhehenemit dhe betohet para tyre se ata në asnjë mënyrë nuk do të futen në Xhennet, ndërsa, kur takohet me njerëz të nënshtruar ndaj Zotit, dyshon në nënshtrueshmërinë e tyre dhe ua përmend atyre mangësitë e veprave të tyre. Kur i dëgjon tekstet (kuranore apo hadithet e Pejgamberit a.s.), të cilat flasin për faljen dhe mëshirën, nuk i merr ashtu siç janë, po i komenton vetë. Madje më ka rastisur të dëgjoj disa prej tyre duke i komentuar tekstet e haditheve, të cilat flasin për falje të mëkateve, siç

është hadithi ku Pejgamberi a.s. thotë: (Kush thotë: "Subhanallah ve bihamdihi" gjatë ditës njëqind herë, atij do t'i falen mëkatet e tij, edhe nëse janë sa shkuma e detit), duke thënë për këtë hadith: Ky hadith nuk duhet kuptuar sipas kuptimit sipërfaqësor – të jashtëm, sepse nuk falen të gjitha mëkatet dhe as mëkatet e mëdha; ka disa kushte për faljen e mëkateve dhe ato nuk janë përmendur në këtë hadith! Ai sikur i kundërpërgjigjet Pejgamberit a.s.! Ndërsa, kur përmendet hadithi i Pejgamberit a.s. (Kush thotë: "La ilahe il-la Llahu-Nuk ka zot tjetër përveç Allahut" me sinqeritetin më të madh, do të hyjë në Xhennet) ai e komenton duke thënë: Hadithi nuk duhet kuptuar sipas kuptimit sipërfaqësor - të jashtëm, sepse ekzistojnë kushte, obligime dhe ndalesa të cilat duhet të plotësohen patjetër, në mënyrë që të kuptohet ky hadith sipas kuptimit sipërfaqësor – të jashtëm. Ndërkohë që thënësi i këtij hadithi është Pejgamberi i mbrojtur nga mëkatet, njeriu më i njohur me domethënien gjuhësore të teksteve dhe njeriu më i ditur për qëllimin e Zotit të tij si dhe njeriu më i pastër dhe më i devotshëm ndaj Zotit të tij.

## ÇFARË DOBIE KEMI NGA NËNSHTRIMI YNË, NËSE PARAPRAKISHT TASHMË JEMI TË HUMBUR?

Në këtë mënyrë ky grup i njerëzve vazhdojnë t'ua vështirësojnë njerëzve hyrjen në Xhennet përderisa ai që është i nënshtruar ndaj Zotit dhe zbatues i urdhrave të Tij, të mos besojë në nënshtrueshmërinë e tij, e mëkatari të mos pendohet për mëkatet e tij. Ata nuk ua përkujtojnë njerëzve pendimin as mëshirën e më të mëshirshmit. Kur përmendet ndonjë tekst qortues (kuranor apo i haditheve të Pejgamberit a.s.), e komentojnë sipas kuptimit sipërfaqësor - të jashtëm dhe ia shtojnë edhe disa gjëra, siç është thënia e Pejgamberit a.s. (Nuk do të hyjë në Xhennet bartësi i fjalëve "thashethemexhiu"), ata thonë: Domethënia e hadithit është se bartësi i fjalëve do të jetë në zjarrin e Xhehnemit përgjithmonë dhe hyrja në Xhennet për të do të jetë e ndaluar (haram), ndërsa ne e dimë se ky nuk është qëllimi dhe domethënia e hadithit. Nëse ceket ndonjë përgëzim për falje të mëkateve apo për mëshirë të Zotit në ndonjë ajet kuranor apo në ndonjë hadith, ata ia ndryshojnë kuptimin dhe domethënien, për të prishur gëzimin për këtë përgëzim. Kjo sjellje e rrezikshme, për të vështirësuar hyrjen në Xhennet, te shumë njerëz krijon dëshpërim, humbje të shpresës dhe zhgënjim, saqë disa edhe thonë: Meqenëse edhe nëse pendohemi ne, kjo nuk pranohet prej nesh, e gjithashtu veprat tona të mira janë të përziera më hipokrizi dhe syefaqësi, atëherë çfarë dobie kemi nga nënshtrimi ynë, nëse paraprakisht tashmë jemi të humbur!?.Kam takuar disa të rinj shumë të zhgënjyer, të cilëve disa predikues ua kishin vështirësuar hyrjen në Xhennet, saqë ata kishin filluar të thoshin: Çfarë dobie kemi nga lutjet tona dhe nga namazi ynë, pasi tashmë jemi të zhytur dhe të ndotur në mëkate e gjynahe?

## MBJELLJA E SHPRESËS TEK NJERËZIT

Gjithashtu kam takuar disa të tjerë, të cilët janë goditur nga vesveset, nga frika e madhe si rezultat nga dëgjimi i disa ligjëratave dhe hytbeve kërcënuese dhe të zjarrta, të cilat u premtojnë mëkatarëve zjarrin e Xhehenemit dhe ua humbin atyre shpresën në mëshirën e Zotit! Pyetjet janë: Kush e futi këtë grup të padëshirueshëm në fe dhe këtë grup ekstrem në legjislacionin islam, që të gjykojë për njerëzit se kush do të hyjë në Xhennet dhe kush nuk do të hyjë në të? Kush i ka autorizuar ata që t'i zbrazin tekstet nga domethënia dhe përmbajtja e tyre? Tekstet e mëshirës, sipas tyre, kanë një kuptim tjetër nga kuptimi sipërfaqësor – i jashtëm, ato kanë një domethënie të brendshme që tregojnë tekstet e tjera. Ndërsa tekstet e ndëshkimit dhe dënimit janë sipas domethënies sipërfaqësore – të jashtme dhe gjithashtu sillen dhe tekste të tjera edhe më të fuqishme. Nëse dëgjojnë hadithin e Pejgamberit a.s. që e transmeton Imam Muslimi në përmbledhjen e tij nga Ebu Dherr r.a,. se Pejgamberi a.s. ka thënë: ("Xhibrili a.s. më ka përgëzuar se kush vdes nga ymmeti yt duke dëshmuar se nuk ka zot tjetër përveç Allahut xh.sh. dhe se ti je i Dërguari i Allahut, ai do të jetë nga banorët e xhennetit", Ebu Dherri tha: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh, Ebu Dherri prapë tha: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh, ebu Dherri prapë tha: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Edhe nëse bën amoralitet dhe vjedh, pavarësisht nga mospëlqimi apo habia e Ebu Dherrit). Ndërsa ata dëgjojnë këtë hadith, fillojnë të japin komentime të ndryshme, të cilat bien ndesh me domethënien sipërfaqësore – të jashtme të tij. Përse të mos jemi me tekstet e Kuranit dhe të haditheve të Pejgamberit a.s. mes frikës dhe shpresës? Dhe përse të mos jemi ashtu siç ka thënë udhëheqësi i besimtarëve, Ali ibn Ebi Talib r.a.: (Dijetari apo juristi më i mirëfilltë është ai që nuk i siguron njerëzit nga ndëshkimi i Zotit dhe që nuk i dëshpëron a largon njerëzit nga shpresa në mëshirën e Zotit). Kjo është qasja e dijetarëve dhe mendimtarëve. Sepse Allahu xh.sh. në Librin e Tij ka bashkuar mes frikës dhe shpresës ndaj Tij e ka thënë: "Njoftoji robët e Mi se vërtet Unë jam Ai Që fal shumë dhe mëshirues i madh. Po (njoftoji) se edhe dënimi Im është i dhmbshëm". (El-Hixher, 49-50)

Burimi: www.aawsat.com 5.1.2010 nr. 11361,
përktheu nga gjuha Arabe, Vedat Shabani



Mr. Avdyl Rrahmani

# Ligjëruesi, fuqia e zërit dhe fuqia e argumenteve

Ligjërata është një nga mënyrat e përhapjes së një ideje apo të një kodi nëpërmes të cilit masa e gjerë mund të përfitojë. Ajo mund të ketë ndikim pozitiv sidomos kur të zbukurohet me argumente bindëse. Që ligjërata të ketë ndikim pozitiv tek masa, ligjëruesi duhet t'i ketë këto tipare:

**SINQERITETI**

Ligjërues i nderuar, duhet të kuptosh se misioni që ushtron ti, është i shenjtë, prandaj duhet ta kryesh me sinqeritetin më të madh. Përpiqu që, nëpërmes ligjëratës sate, të arrish kënaqësinë e Allahut e shpërblimin e Tij

dhe kurrë mos syno kryelartësinë. Thjeshtësoje atë, në mënyrë që të pranishmit ta kuptojnë sa më mirë. Mos përdor shprehje të vrazhda, por sipas edukatës për se na bën thirrje Kurani, të ligjërojmë.

## NJOHURITË

Përveç sinqeritetit që duhet ta ketë ligjëruesi, gjithashtu ai duhet të ketë njohuri që ndërlidhen me ligjëratën. Argumentet që ofron, duhet të jenë bindëse. Mos gabo të ngurrosh e të thuash NUK DI! Mos fol për atë që nuk ke njohuri, sepse gjymtyrët e trupit tënd do të dëshmojnë kundër teje ditën e llogarisë. Kurrë mos u thello në ato çështje për të cilat nuk ke njohuri, dhe gjithsesi bëhu sa më i qartë për të pranishmit. Nëse të pranishmit janë nga shtresa jointelektuale, atëherë mos përdor alegori, po thjeshtësoje ligjëratën me argumente bindëse. Ligjërata që ti përgatit, duhet të ndërlidhet gjithsesi me aktualitetin. Thotë Allahu i Madhërishëm : "O ju që keni besuar, nëse ndonjë i papërgjegjshëm ju sjell ndonjë lajm, ju shqyrtojeni mirë, në mënyrë që të mos goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë".( El-Huxhurat:6)

## BËHU SHEMBULL PËR TË TJERËT

O ti që ke pranuar përgjegjësinë e foltores, bëhu shembull për të tjerët, si në thëniet e tua, ashtu dhe në vepra, në sjellje dhe në pamje. Duhet ta dish se për tërë këto ke shpërblim nga Krijuesi yt. Duhet ta dish gjithashtu se njerëzit shikojnë gjithmonë sjelljen tënde, sepse, derisa ti këshillon për të mirë, të pranishmit sigurisht që presin nga ti sjellje të mirë. Mu për këtë arsye duhet që veprat e tua të përputhen me thëniet dhe ligjëratat e tua, ngase ti, kur i bën thirrje dikujt për zbatimin e Ligjit të Allahut, atë duhet ta zbatosh paraprakisht vetë, nëse dëshiron që ligjërata jote të ketë efekte pozitive. Mos gabo t'u bësh thirrje njerëzve për bamirësi, e ti vetë të mos bësh mirë; ky veprim humb besimin e të pranishmëve tek ti dhe ata nuk do të respektojnë fjalët e tua. Allahu thotë: "A po i urdhëroni (thirrni) njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni? Ndërsa ju e lexoni librin (Tevratin). A nuk po mendoni?" (El-Bekaretu, 44)

## URTËSIJA

O ti që përpiqesh për përmirësimin e individit dhe formimin e shoqërisë së shëndoshë, mos harro se misioni yt i thirrjes në fenë islame, bazë kryesore ka urtësinë dhe këshillën e mirë, përmes të cilave e ke obligim t'i mësosh njerëzit për atë që nuk e dinë, rikujtimin e asaj që harrojnë nga mësimet e Kuranit dhe Synetit. Prandaj obligohesh të ligjërosh para njerëzve me gjuhën që u përshtatet atyre. Mos syno që, përmes ligjëratave të tua, të shtiresh se je i ditur. Mos fol me alegori, sepse çdo vend ka edhe kuvendin e vet, prandaj çdo ligjëratë duhet të shpjegohet sipas përgatitjes intelektuale që kanë xhemati. Mos u fol për gjëra që nuk i kuptojnë, sepse, nëse u flet për gjëra që nuk i kuptojnë, atëherë fut përçarje tek ata. Këtë e konfirmon ajo që transmeton Abdullah ibn Mesudi, se i Dërguari i Allahut ka thënë: " Nëse u flet njerëzve për një çështje që nuk e kuptojnë, ajo do të fusë përçarje tek ata". (Muslimi) . Duhet ta dish se zgjedhja e temës së ligjëratës që ka të bëjë me aktualitetin që preokupon xhematin, ka efektin e saj pozitiv qindra herë më të madh sesa një ligjëratë shkel e shko. Ligjëruesi duhet të ketë shumë kujdes për këtë çështje, sepse - si të kalojnë ditët e muajit Ramazan e ti të mos u flasësh njerëzve për asnjë rregull të agjërimit, apo - si të kalojnë ditët e Haxhit e ti të mos u flasësh njerëzve për rregullat e tij. Pra duhet me mirësi, urtësi e butësi, t'u ligjërosh njerëzve për tema aktuale, të cilat do të ndikonin pozitivisht në formimin e individit dhe të shoqërisë. Allahu i Madhërishëm thotë në Kuranin fisnik: "E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e All-llahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: "Unë jam prej muslimanëve?"( Fusilet, 33)

## NGRITJA DHE ULJA E ZËRIT

Ligjëruesi duhet të ketë kujdes për ngritjen dhe uljen e zërit. Zëri është gjithashtu një element shumë i rëndësishëm për të arritur ligjërata në brendinë e të pranishmit. Ekzistojnë ligjërues të cilët ngrenë zërin e tyre fare pa lidhje, kur nuk është momenti i duhur, po edhe e ulin zërin e tyre, kur është momenti për ta ngritur. Me këtë veprim, ky ligjërues humb efektin e ligjëratës së tij edhe nëse i përmbush kushtet dhe tiparet që u cekën më lart. Ekzistojnë gjithashtu ligjërues që, sa herë që ligjërojnë, qajnë para të pranishmëve. Këtë nuk mund ta mohojmë, se nga sqarimi i ndonjë tregimi apo ngjarjeje, ligjëruesi mund të ndikohet sikur ndikohen edhe të pranishmit, mirëpo jo për secilën ligjëratë që ai mban, të qajë, sepse kështu ligjërata del nga binarët e saj dhe merr kah tjetër, negativ.

## SHKURTIMI I LIGJËRATËS

Nga tiparet pozitive të ligjëruesit, është gjithashtu edhe shkurtimi i ligjëratës derisa të pranishmit të bezdisen mos nga qëndrimi i tepërt. Ajo që kërkohet nga ligjëruesi, është që të ligjërojë sipas udhëzimeve të Pejgamberit a.s. duke e shkurtuar ligjëratën dhe duke zgjatur këndimin e Kuranit. Lidhur me këtë, i Dërguari a.s., në hadithin që transmeton Ammari, thotë: "Zgjatja e namazit dhe shkurtimi i ligjëratës është begati me të cilën Allahu e begaton ligjëruesin, prandaj zgjateni namazin dhe shkurtoni ligjëratën".(Muslimi). Dhe në një transmetim tjetër nga Ammari thuhet: "Na ka urdhëruar i Dërguari a.s. që t'i shkurtojmë ligjëratat".(Ebu Davudi)

Sedat Islami

# Cilësitë e robërve të Allahut

## Ruajtja e nderit

Vëllezër të nderuar!

Kam përshtypjen se takimet tona me Robërit e Sinqertë të Allahut po rezultojnë shumë frytdhënëse. Çdo detaj që studiojmë nga jeta e tyre, praktikisht na del shumë i nevojshëm për kohën kur jetojmë. Sikur të gjitha vlerat e mirëfillta të moralit dhe personalitetit njerëzor kanë humbur. Edhe tema e sotme, që do ta diskutojmë e që ka të bëjë me ruajtjen e nderit dhe moralit, pjesë kjo përbërëse e personalitetit madhështor të besimtarëve të devotshëm, nuk është hiç më pak e rëndësishme se të tjerat, për të mos thënë se është ndoshta më e nevojshmja për debat dhe diskutim. Këtë e them ndërsa parasysh kam shthurjen dhe degjenerimin moral që për pasojë ka sjellë një model skandaloz jete dhe tërësisht të çekuilibruar. Ligjërata e sotme do të jetë nën hijen e komentimit të tiparit të tetë të Robërve të Sinqertë të Allahut ("Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë,) dhe që nuk bëjnë kurvëri..." (El-Furkan, 68).

### RUAJTJA E NDERIT

Jo rastësisht Allahu ka veçuar me përmendje këtë tipar të tyre, ani pse në kontekst të përgjithshëm të përshkrimit të personalitetit të tyre do të kuptohej një gjë e tillë. Islami, nëpërmjet ruajtjes së moralit, respektivisht ndalimit të kurvërisë, synon realizimin e një stabiliteti shoqëror të përgjithshëm, në të gjitha sferat, ngase, siç do të flasim pak më vonë, prostitucioni është një sëmundje që nuk shkatërron vetëm moralin po edhe shëndetin, mirëqenien, raportet fqinjësore, miqësore e më gjerë. Dhe ne, bazuar në këtë, mund të zbulojmë shumë lehtë disa nga qëllimet realizimin e të cilave Islami synon ta arrijë nëpërmjet ruajtjes së nderit[1]. E para është lidhja me Allahun, ngase rënia në këtë mëkat cenon shumë seriozisht këtë lidhje[2]. E dyta, krijimin e themelit për një shoqëri të shëndoshë. Më konkretisht, krijimin e një familjeje të moralshme, e cila do të jetë një bazë stabile dhe e fuqishme për një shoqëri. E treta, ruajtja me fanatizëm e personalitetit të femrës. Islami, për të garantuar një klimë morale në shoqëri, ka ndërmarrë disa hapa shumë me rëndësi, prej të cilëve do të veçoja:

a. Ka ardhur me alternativa të lejuara. Nëse ndalohet prostitucioni, atëherë martesa është e lejuar. Pejgamberi, a.s. ka thënë: "O ju të rinj! Po patët mundësi, martohuni!..." (Buhariu dhe Muslimi)

b. Ka ndaluar shkaqet që të shpien në këtë mëkat. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Dhe mos iu afroni imoralitetit (zinasë), sepse vërtet është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe". (El-Isra, 32).

Ka thënë Shejhu AbduRrahman es-Sa'di: "Ndalimi i shkaqeve që të çojnë në prostitucion, është më i theksuar sesa vetë akti i shëmtuar i prostitucionit, për faktin se përfshin tërë atë që të shpie në këtë mëkat..."[3]

c. Ka nxitur e kërcënuar. Për të parën, duke premtuar shpëtim në një ditë të vështirë, kur çdo kënaqësi e kësaj bote harrohet. Pejgamberi, a.s., duke përshkruar ata që do të gëzojnë mirësinë e hijes së Arshit, përshkruan edhe atë që ka ruajtur moralin e tij[4]. Dhe, e dyta, duke kërcënuar edhe me humbje të besimit. Pejgamberi, a.s., siç shënojnë Buhariu dhe Muslimi, ka thënë: "Nuk ndodh laviri të bëjë prostitucion e gjatë asaj kohe të jetë besimtar…"

### ARGUMENTET E NDALIMIT TË PROSTITUCIONIT

Prostitucion është një akt i shëmtuar, ndalimi i të cilit ka ardhur në citatet kuranore, profetike dhe në konsensusin e dijetarëve[5]. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Dhe mos iu afroni imoralitetit (zinasë), sepse vërtet është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe."(El-Isra,32) Ndërsa Pejgamberi, a.s., duke folur për këtë mëkat të madh, respektivisht për masën ndëshkuese përkatëse, që njëherësh tregon sa për ndalimin, sa për madhësinë e këtij mëkati, thotë: "Nuk lejohet derdhja e gjakut të myslimanit përveçse në tri raste: i veji kurvar, shpirti për shpirt dhe renegati që largohet nga feja dhe braktis kolektivin". (Buhariu dhe Muslimi). Kështu, bazuar në ajetet dhe hadithet e sipërpërmendura, dijetarët myslimanë, që të gjithë, janë të mendimit se prostitucioni është prej mëkateve më të mëdha[6].

### RREZIKU I PROSTITUCIONIT

Më herët përshkruam kalimthi rreziqet e këtij mëkati, kurse tani do të ndalemi pak më hollësisht.

a. Është prej mëkateve të mëdha

Imam Dhehebiu në librin e tij el-Kebair[7] e ka llogaritur si mëkatin e dymbëdhjetë në regjistrin e mëkateve më të mëdha[8].

b. Është krahasuar me politeizmin

Kurvarët janë të ndytë. Kështu i ka quajtur Allahu, ashtu

siç i quajti edhe politeistët[9]. Thotë Allahu: "Të këqijat (gra ose fjalë) janë për të këqijtë edhe të këqijtë janë për të këqijat..."(En-Nur, 26). Ibnu'l Kajjimi ka thënë: "Qëllimi nga ajetet është sqarimi i ndyrësisë (kuptimore) që gjendet në këtë mëkat, më shumë se në çdo tjetër, me përjashtim të politeizmit..."[10]

c. Kurvarit i është mohuar besimi i plotë

Njeriut që bën këtë mëkat, gjatë kohës sa e kryen atë, i largohet besimi nga trupi. Prandaj, Pejgamberi, alejhi's selam, siç e përmendëm edhe më parë, ka thënë: "Nuk ndodh laviri të bëjë prostitucion e gjatë asaj kohe të jetë besimtar…". (Buhariu dhe Muslimi).

ç. Kurvari është mynafik

Kjo për shkak se ai fshihet nga sytë e njerëzve, po jo edhe nga Allahu, a kohë që Allahu ka thënë: "Ata fshihen (turpërohen) prej njerëzve, e nuk turpërohen prej All-llahut, e Ai është me ta edhe kur planifikojnë fshehtas thënie me të cilat nuk është i kënaqur Ai. Allahut nuk mund t'I shpëtojnë veprimet e atyre". (En- Nisa,108).

d. Personalitet i pavlerë

Prostitucioni njeriut i bashkon të gjitha veçoritë e së keqes: Feja e paktë, humbja e devotshmërisë, humbja e burrërisë, xhelozia e paktë si dhe varrosja e nderit apo virtytit. Pastaj, nxirja e fytyrës dhe errësimi i saj si dhe hidhërimi, brenga dhe dertet, të cilat u shfaqen qartë njerëzve nga fytyra e tij.

dh. Shkaktar krimesh

Prostitucioni mund të jetë derë për krime të tjera të mëdha. Ta zëmë, kur gruaja të mbetet me barrë nga prostitucioni dhe mbyt (aborton) foshnjën, atëherë ajo ka kryer dy krime të mëdha: prostitucion dhe mbytje të paligjshme. Ndërsa, nëse është e martuar dhe ka mbetur me barrë me tjetërkënd, ajo në shtëpinë e burrit ka sjellë njeri të huaj, i cili i trashëgon, bëhet pasardhës i tyre, e në të vërtetë, ai nuk ka të bëjë fare me ta.

e. Rrezik i përhershëm për shëndetin

Sida[11] është gjëja e parë që të vjen ndërmend me të përmendur të rreziqeve të prostitucionit në këtë aspekt[12]. Por, çështja tek e cila dua të ndalem pak më hollësisht këtu, është një zbulim shkencor që mjekësia ka bërë kohët e fundit[13]. Gruas, për të qenë e aftë për t'u martuar me burrin e dytë, i duhet të presë hiç më pak se tri pastrime menstruale. Arsyeja qëndron në faktin se meshkujt dallojnë nga njëri-tjetri edhe në lëngun rrjedhës (spermën), kështu që, po pati gruaja marrëdhënie me dy burra në një periudhë të afërt, atëherë çrregullimi i brendshëm tek ajo mund të ndodhë dhe mitra e saj kanoset gjithmonë nga kanceri. Ky studim mitrën e gruas e krahason me një aparat që infektohet nga ky mëkat, ashtu siç mund të infektohet një aparat teknologjik nga virusët. Për shkak të këtyre rreziqeve që bart, jo vetëm për ata që ushtrojnë këtë profesion të mallkuar, po edhe për tërë shoqërinë, Islami ka paraparë ndëshkime të rrepta për ata që kryejnë këtë mëkat.

## NDËSHKIMI PËR PROSTITUCIONIN

Ajo që tregon se prostitucioni është mëkat i madh, është edhe fakti se Allahu kodin penal për prostitucionin e veçoi prej kodeve të tjera. Thotë Allahu:"(dispozitë obliguese është që) Laviren dhe lavirin t'i rrihni, secilin prej tyre me nga njëqind të rëna, dhe në zbatimin e dispozitave të Allahut mos u tregoni zemërbutë ndaj atyre të dyve, nëse jeni që besoni All-llahun dhe botën tjetër. E gjatë zbatimit të ndëshkimit ndaj tyre, le të jenë të pranishëm një numër besimtarësh". (En-Nur, 2). Ibnul Kajjimi sqaron: Allahu kodin penal për zina e ka veçuar prej kodeve të tjera me tri veçori:

1. Mbytja për këtë mëkat (e të martuarit) në formën më të keqe, kurse, për sa i përket lehtësimit të këtij kodi (për ata që nuk janë të martuar), është: Xhildi (rrahja me kamxhik) dhe internimi për një vit nga vendi.

2. E ka ndaluar të tregohen të mëshirshëm myslimanët ndaj lavirëve, sepse Allahu, nga mëshira ndaj tyre, e ka ligjësuar këtë ndëshkim.

3. Allahu ka urdhëruar që ekzekutimi i ndëshkimit të tyre të bëhet në praninë e një grupi besimtarësh e jo në vetmi, kur nuk mund t'i shohë askush, sepse ky është ndëshkimi më i theksuar si dhe njëherësh është urtësi e vetëpërmbajtjes nga ky mëkat.

Përmbyllje

E shihni sa madhështor janë myslimanët kur ata zbatojnë fenë e tyre? E shihni sa është e sigurt dhe çfarë mirëqenieje disponon shoqëria që udhëhiqet nga Islami? E shihni se si janë, në të vërtetë, vlerat morale dhe si është botëkuptimi i mirëfilltë për to? Atëherë, takimi ynë me Robërit e Sinqertë të Allahut, le të mos mbarojë këtu, po le të qarkullojnë këto mësime në ambientet tona, le të përvetësojmë moralin e tyre, le ta jetësojmë në praktikë programin e tyre, sepse vetëm kështu mund të arrijmë kënaqësinë e Zotit tonë! O Zoti ynë! Ne Të detyrohemi për çdo mirësi që na ke dhënë, Të falënderojmë shumë dhe Të lusim që Kuranin, pranverën e shpirtrave tanë, ta bësh udhëzues tonin në këtë botë dhe shpëtues në botën tjetër!

(1)El hikem el xheliletu fi tahrimi'z zina, http://www.islam-qa.(2)Es Sa'd, Halid, Hutabu'sh Shejhi'l Kardavi, (Bejrut: Muessesetu'rr Rrisale, b.1, 2000), f: 106.(3) Ebu-l-Ata, Nadhmi Halil, Innehu kane fahisheten ve sae sebilen - mu'xhizetun kur'anijjetun, http://quran-m.com(4)Hadithin e transmetojne Buhariu dhe Muslimi. (5)Ve la takrebu'z zina, www.kalemat.org(6) El-Aslu enne'z zina a'dhamu ithmen ve ekberu xheremen mine'l mejsiri ve shurbi'l hamri, www.islam-qa.com/(7) Edh Dhehebijj, Shemsuddin b. Muhammed b. Ahmed b. Uthman, recensent: Hani el Haxh, (Kajro: Mekbetebetu'l ilm, b.1, 1999), f:51.(8) Edh Dhehebijj, Shemsuddin b. Muhammed b. Ahmed b. Uthman, recensent: Hani el Haxh, (Kajro: Mekbetebetu'l ilm, b.1, 1999), f. 56.(9)Shih: Kur'ani, kap. Et Teube, 28.(10)Ez-Zehrani, Jahja b. Musa, Fahishetu'z zina, www.saaid.net



# SHKENCORE

Mr. Taxhedin Bislimi

# Përpjekjet sllave për shkatërrimin e Islamit në Maqedoni

Theksuam edhe më parë se përpjekjet sllave për shkatërrimin e Islamit dhe të myslimanëve si dhe për pastrimin etnik nga elementet josllave në këto troje, ishin në kontinuitet e sipër që nga viti 1878 e deri më sot, prandaj vrasjet e myslimanëve pamëshirë, zhdukjen e tyre, shpërngulja e tyre, marrja dhe uzurpimi i pronave të tyre etj. - ishin vetëm pjesë të elaborateve të tyre. Sa herë që okuponin ndonjë tokë të banuar me mysliman, sllavët e shfrytëzonin menjëherë në interes të tyre dhe menjëherë shpejtonin të zhduknin gjurmët e Islamit. Për të realizuar qëllimet e tyre, ata përdornin metoda të ndryshme në varësi nga nevoja dhe politika ditore që u konvenonte atyre. Për tërë këtë që po themi, dëshmi më të fuqishme i

kemi argumentet që do t`i paraqesim në vazhdim. Serbo-sllavët në Maqedoni kishin shkatërruar xhami ose i kishin shndërruar në depo, muze, kisha, e edhe në thertore. Serbët kishin rrënuar një numër shumë të madh xhamish në territorin e Maqedonisë së sotme, veçanërisht në Maqedoninë Lindore, sepse atje kishin bërë spastrime etnike duke i zbrazur vendet nga myslimanët dhe duke i shkatërruar shenjat e Islamit si xhamitë, teqetë, shkollat, mektebet etj..Vetëm në Shkup, në shekullin XVII, sipas udhëpërshkruesit osman Evlija Çelebi, kishte 45 xhami dhe 75 mesxhide, kurse në periudhën e serbëve, prej vitit 1912-1940, numri ishte vetëm 60, e në kohën e komunizmit prej tyre kishin ngelur vetëm 18 xhami e mesxhide, pesë prej të cilave ishin të mbrojtura me ligj, që pushteti i llogarit se janë monumente kulturore, kurse xhamitë e tjera, edhe pse ekzistojnë, në sytë e pushtetit janë sikur nuk ekzistojnë. Kur ishte përgatitur plani urbanistik i Shkupit, nuk ishte paraparë ndërtimi i xhamive aty. Në vitin 1963 Shkupin e goditi një tërmet i fuqishëm, kur, ndër të tjera, ishin rrënuar edhe disa xhami, ndërkaq në planin e ri urbanistik të Shkupit, përsëri për xhamitë nuk ishte paraparë asgjë. Kur myslimanët kishin bërë përpjekje për rindërtimin e xhamive të rrënuara nga tërmeti dhe parashtruan kërkesat para organeve kompetente, pushteti monist kishte mohuar dhënien e lejes për rindërtim, me arsyen që këto xhami nuk ekzistojnë brenda planit urbanistik të qytetit. Në mesin e atyre xhamive që janë shkatërruar nga tërmeti dhe akoma kanë ngelur si gërmadha, janë xhamia e Duqanxhikut,[1] Hatunxhikllari[2] dhe Aresta. Sa i përket xhamisë "Faik Pasha", muret dhe minarja e saj kishin ekzistuar deri në vitin 1994 kur pushteti maqedonas kishte shlyer të gjitha gjurmët e kësaj xhamie.

## NË KOHËN E OSMANLINJVE, MANASTIRI KISHTE 69 XHAMI , KURSE MË 1946 VETËM 40 SOSH

Bashkësia Islame, e përkrahur nga popullata islame, arriti që disa xhami t`i rihapte pa lejen e pushtetit maqedonas, siç ishte rasti me xhaminë e Haxhi Junusit dhe xhamia "Qose Kadi"[3]. Po ashtu rihapën xhaminë e Mustaf pashës, pa lejen e pushtetit, dhe aty tashmë falen pesë kohë të namazit. Më herët pushteti komunist atë xhami e kishte shndërruar në muze.Kur u larguan osmanlinjtë, në Manastir kishte 69 xhami aktive ku falej namazi, e në vitin 1946 kishin ngelur vetëm 40 sosh. Tash në Manastir ka vetëm 6 xhami, tri prej të cilave janë në qytet dhe tri në fshatrat përreth.Në Kumanovë kishte dy xhami, njëra prej tyre ishte rrënuar nga bullgarët, e tjetra ekziston edhe sot. Kjo xhami është e vogël dhe nuk i plotëson nevojat e myslimanëve në këtë qytet, prandaj Bashkësia Islame kishte parashtruar kërkesa disa herë për ndërtimin edhe të një xhamie në këtë qytet, por pushteti asnjëherë deri tash nuk kishte dhënë leje për ndërtimin e saj.[4] Myslimanët e Kumanovës kishin blerë një shtëpi të vjetër, në të cilën do të ndërtonin xhami, duke shpresuar se do të merrnin leje nga pushteti lokal. Për këtë qëllim, myslimanët kishin bërë rinovimin e kësaj shtëpie dhe kishin filluar ta përdornin si faltore. Kur e kuptoi këtë pushteti lokal, kishte vendosur që në mëngjesin e 18 prillit 1995, shoqëruar nga forca të armatosura policore, patën rrënuar atë objekt. Në qytetin e Ohrit numri i xhamive në kohën e osmanlinjve kishte 17 xhami, në kohën e Serbisë kishin ngelur 12, e tash ka 10 xhami, por funksionojnë vetëm tri prej tyre dhe një teqe, kurse xhamitë e tjera janë të mbyllura.Në vitin 1912 në qytetin e Shtipit, xhaminë "Husamedin pasha" serbët e kishin shndërruar në thertore, kurse në Dibër, bullgarët, në vitet 1919-1920, xhaminë "Dervish Mustafa" e kishin shndërruar në kishë, dhe kjo ekziston edhe sot e kësaj dite.

## RRËNIMI I XHAMIVE

Nga sa u tha, kuptohet se nuk kishte ngelur ndonjë nga qytetet e Maqedonisë, ku sllavët të mos kishin rrënuar ndonjë xhami.Banorët e fshatit Batincë, afër Shkupit, kishin ndërtuar një xhami në fshatin e tyre dhe, pasi kishin përfunduar punimet rreth ndërtimit, pushteti lokal kishte vendosur ta rrënonte nga themelet. Për zbatimin e këtij vendimi kishin dërguar buldozer dhe punëtorë të shoqëruar nga forcat policore. Kur banorët e fshatit ishin informuar për aksionin e marrë nga pushteti lokal, kishin vendosur të dilnin në rrugë për ta bllokuar forcat policore dhe për të mbrojtur xhaminë. Ata ishin të vendosur të mbronin xhaminë, qoftë edhe me jetën e tyre. Kur organet policore panë se banorët ishin të vendosur për ta mbrojtur xhaminë, u kthyen nga kishin ardhur, kështu që xhamia mbeti pa u rrënuar vetëm falë këmbënguljes së besimtarëve. Kur banorët e fshatit Arnaqi, fshat afër Shkupit, kishin vendosur që të ngrinin minaren e xhamisë, pushteti lokal komunist kishte reaguar dhe kishte marrë vendim për rrënimin e minares, kështu që më 6 dhjetor 1986 kishin minuar minaren dhe qëllimisht e kishin rrëzuar mbi xhami për ta dëmtuar edhe atë, bashkë me disa shtëpi rreth saj. Kur banorët e fshatit shprehën revoltën e tyre për aktin vandal të pushtetit, qenë arrestuar katër fshatarë, të cilët i kishin dënuar me nga dy muaj privim lirie. Për pasojë, punimet në këtë xhami i ndërprenë për katër vjet, për t'u rihapur në vitin 1990, e rinovuar nga banorët e fshatit. Xhamia "Xhorxhi Beg" në Ohër ishte ndërtuar nga fundi i shekullit tetëmbëdhjetë dhe afër saj kishte edhe minaren deri në vitin 1965, e cila u rrënua nga tërmeti që goditi këtë vend. Kur myslimanët deshën ta rindërtonin minaren në vitin 1977 dhe kishin filluar punimet, pushteti lokal, më datën 28 nëntor 1977 rrënoi minaren, me argumentin se e kishin ndërtuar pa leje.

## VËNIA E KRYQEVE MBI SAHAT-KULLA

Tradita e perandorisë osmane ishte që në tokat e Ballkanit, në qendër të qyteteve dhe në pjesë të ngritura të qytetit, të ndërtonte kulla të larta, dhe në krye të tyre të vendoste sahatë me faqe nga të katër anët, me qëllim që njerëzit të dinin orën dhe kohët e namazit. Zakonisht këto kulla ndërtoheshin afër xhamive. Gjatë dhe pas Luftërave Ballkanike disa prej tyre ishin prishur e disa kishin ngelur, si p.sh. në Shkup, Manastir dhe Prilep. Në majë të kullës vihej gjysmëhëna dhe ylli, që në këto troje konsideroheshin simbole islame dhe të myslimanëve. Këto simbole mbi sahat-kulla kishin qëndruar gjatë tërë kohës së osmanlinjve dhe deri para pak kohësh. Në vitet e para të demokratizimit të Maqedonisë, pushteti maqedonas, i ndikuar nga Kisha ortodokse maqedonase, kishte vendosur të hiqte gjysmëhënën dhe yllin nga sahat-kullat dhe në vend të tyre të vinte kryqe. Këtë e bëri në Manastir dhe në Prilep.

## SHKATËRRIMI I INSTITUCIONEVE ARSIMORE ISLAME

Sllavët në mënyrë graduale dhe strategjike shkatërruan institucionet islame në Maqedoni. Numri i medreseve në fund të Perandorisë Osmane në territorin e Maqedonisë ishte më shumë se 40 medrese, e kur serbët morën sundimin e këtyre trojeve, numri i këtyre medreseve u zvogëlua dukshëm, saqë në periudhën midis viteve 1912-1940 kishin ngelur vetëm 11 medrese, shumica e tyre në gjendje të rëndë ekonomike. Pas vitit 1946 ishin mbyllur të gjitha medresetë islame në Maqedoni, deri në vitin 1984, kur pushteti komunist, pas përpjekjeve të shumta të myslimanëve, kishte dhënë leje për rihapjen e medresesë "Isa beu" të Shkupit, si shkollë e mesme islame dhe e vetme në Maqedoni. Me rihapjen e medresesë "Isa beu" të Shkupit u lejua për fëmijët mysliman që të mësojnë bazat e fesë së tyre, por, në anën tjetër, kishin ngushtuar rrethin e zhvillimit të mësimit nëpër mektebe, duke u bërë presion mualimëve, shpesh duke i kërcënuar edhe me arrestime, po pati raste edhe kur mualimët u arrestuan.Nëpër disa vende mektebet thuajse nuk funksiononin fare, e myslimanët, për t`i mësuar fëmijët tyre në leximin e Kuranit, shpesh në mënyrë të fshehtë, i mësuan edhe nëpër shtëpi, kështu që jo rrallë shtëpitë private ishin shndërruar në mektebe.

## SHQETËSIMI I TË VDEKURVE

Me qëllim të humbjes dhe eliminimit të gjurmëve të Islamit dhe të myslimanëve, sllavët shpesh kishin bërë edhe zhdukjen e varrezave të myslimanëve nëpër fshatra dhe qytete, veçanërisht nëpër ato vende ku ishin shpërngulur myslimanët. Me këto veprime vandale ata shprehnin urrejtjen e tyre ndaj Islamit dhe myslimanëve, kjo sidomos pas viteve tetëdhjetë të shekullit njëzet. Me këto veprime, ata rrafshonin varrezat e myslimanëve, thyenin mbishkrimet e tyre, dhe kështu shqetësuan edhe të vdekurit.

## NDRYSHIMI I EMRAVE DHE TOPONIMEVE

Nga veprat e ndyta që bënë sllavët, ishte edhe ndryshimi i emrave dhe toponimeve gjeografike, të cilat kishin prejardhje islame ose myslimane, ose emërtimet që i kishin vënë osmanlinjtë. Për këtë do të sjellim një sërë shembujsh. P.sh. Shkupi në kohën e osmanlinjve në gjuhën turke quhej "Yskyp", në gjuhën shqipe "Shkup", kurse serbët e quanin "Skoplje" e maqedonasit "Skopje". Gjatë viteve tetëdhjetë Qeveria Maqedonase mori vendim që emri i qytetit të shkruhej dhe të shqiptohej vetëm sipas emërtimit maqedonas, do të thotë "Skopje" dhe kishin ndaluar shkrimin dhe shqiptimin jashtë kësaj gjuhe. Si rezultat i këtij vendimi, edhe fëmijët shqiptarë nëpër shkolla, bashkë me arsimtarët e tyre, obligoheshin që edhe në gjuhën shqipe emërtimin ta shqiptonin dhe ta shkruanin Skopje.

Qytetin e dytë për nga madhësia, që quhej Manastir, tani e quajnë Bitol (Bitola), kurse qytetin e Quperlisë e quajtën Veles, më pastaj Tito-Veles, për ta rikthyer emërtimin Veles. Emrin e qytetit Bajram Palanka e shndërruan në Kriva Palanka, etj.. Gjithashtu kishin ndryshuar edhe emra të fshatrave myslimane për t'i quajtur me emra sllavë, madje edhe të disa fshatrave ku akoma jetojnë myslimanët, si p.sh. fshatin Hasanbeg, serbët e quajtën Singiliç, kurse tash maqedonasit e quajnë Çento, fshati Belinbeg, tash quhet Ilinden, fshati Ibraimovo quhet Petrovac, fshatin Akbash e quajnë Lisiçe, kurse fshatin Hoxhallarë tani e quajnë Miladinovc etj.. Gjithashtu bënë edhe ndërrimin e mbiemrave të myslimanëve duke u shtuar në fund prapashtesën tipike të tyre, në varësi nga pushteti, tek serbët prapashtesën "-viq", tek bullgarët "-ov", kurse tek maqedonasit me "-ski". Këto lojëra me emrat dhe mbiemrat e myslimanëve ishin në interes që qenies sllave, sepse me këtë ata dëshironin që para opinionit të jashtëm ta paraqisnin sa më të vogël numrin e myslimanëve në Maqedoni.Ata nuk kishin lënë pa nëpërkëmbur as pronën e vakëfit, duke i marrë, nacionalizuar dhe uzurpuar të gjitha hamamet, hanet e imaretet dhe i kishin vënë në shërbim të interesave të tyre duke i shndërruar në qendra kulturore maqedonase. Kishte raste kur objektet e vakëfit i kishin shndërruar edhe në burgje, siç kishte ndodhur me Kurshumli Hanin, i cili më parë ishte burg ku maltretoheshin me qindra e mijëra myslimanë, kurse tashti është muze. Po ashtu, osmanlinjtë kishin ndërtuar edhe shumë ura mbi lumenj, të cilat, me ardhjen në pushtet të sllavëve, kishin bërë përpjekje t'u ndryshonin origjinalitetin e tyre, për t`i ndërlidhur si pjesë të kulturës romake apo bizantine dhe jo osmane.[5]

## CENIMI I NDERIT TË FEMRËS MYSLIMANE

Përveçqë i pengonin çështjet e tjera të Islamit, sllavët i pengonte edhe mbulesa e femrës islame, prandaj ata kishin marrë aktivitet të bujshëm për cenimin e nderit dhe moralit të femrës islame, duke bërë përpjekje që së pari t'ia hiqnin hixhabin e pastaj ta përzienin edhe me meshkuj, që ajo të dalë hapur në shoqërinë maqedonase. Për të realizuar këtë synim, në vitin 1951 nxorën ligjin që i ndalonte femrës islame veshjen e hixhabit islam. Për ta implementuar këtë ligj sa më lehtë dhe për të mos hasur në rezistencë nga popullata islame, autoritetet shtetërore kishin kërkuar nga hoxhallarët që të jepnin fetva islame, e cila të sqaronte se hixhabi nuk ishte veshje islame, por thjesht traditë e veshjes arabe. Mirëpo, meqë hoxhallarët kishin refuzuar kërkesën e tyre, ata filluan implementimin e ligjit me dhunë, duke bërë arrestime, kërcënime etj.. Autoritetet komuniste kishin kërkuar nga hoxhë Hamdi Davudi, imam në xhaminë "Jahja Pasha", i cili gëzonte një autoritet fetar në Shkup, që një ditë të dilte para masës dhe të sqaronte se çështja e hixhabit nuk është çështje islame. Pas presioneve dhe kërcënimeve që i bënë hoxhës, imami ishte detyruar të dilte në shesh para popullit të tubuar nga komunistët, dhe të thoshte disa fjalë rreth hixhabit. Në atë tubim kishin marrë pjesë edhe udhëheqës të lartë komunistë dhe forca të shumta policore, sidomos nga policia sekrete. Kur imami ishte ngjitur në foltore, kishte falënderuar Allahun dhe, më pastaj, pati thënë: "Vëllezër të nderuar, vërtet hixhabi është veshje islame dhe për këtë nuk ka dyshim, por ata (komunistët) po na detyrojnë të themi se hixhabi nuk është veshje islame". Forcat e rendit kishin intervenuar menjëherë, e kishin larguar hoxhën nga tribuna dhe e kishin arrestuar. Mënyra e këtij veprimi (për heqjen e hixhabit) ishte kjo: Gratë të dilnin nga shtëpitë e tyre me hixhab dhe të shkonin në qendër të fshatit apo qytetit, e tubimet zakonisht bëheshin para xhamive, dhe para komisionit të veçantë të caktuar për këtë çështje, - hidhnin hixhabin, e në shtëpi të ktheheshin pa të. Ata që përjetuan ditën e hixhabit thonë se dita më e vështirë për ta kishte qenë dita e heqjes së hixhabit. Pushteti i ndaloi hixhabin femrës islame, por ajo nuk pranoi të përzihej dhe të dilte hapur para shoqërisë maqedonase. Për të arritur këtë, pushteti kishte marrë vendim për veprimtari kolektive, që nënkuptonte se burrat dhe gratë, të përzier, të dilnin për të punuar në ara.

## GJATË VITEVE TETËDHJETË PRISHEN AVLIT E MYSLIMANVE

Puna kolektive ishte një sprovë për myslimanët, por ata nuk iu përgjigjën këtij detyrimi. Pas kësaj u hap lajmi se pushteti kishte vendosur që të gjitha vajzat e pamartuara të moshës madhore t`i merrte në shërbim ushtarak të detyrueshëm. Për t`iu shmangur kësaj, myslimanët për pak ditë, kush si pati mundur, i martuan vajzat e tyre pa kurrfarë ceremonie. Ato ditë të vitit 1951 njihen si ditët panagjyrit. Kështu kaluan shumë vjet dhe myslimanët ngelën në pozicionet e tyre, duke e ruajtur Islamin aq sa kishin mundësi, dhe nuk iu nënshtruan sllavëve, pavarësisht nga të gjitha përpjekjet e tyre. Në fund, gjatë viteve tetëdhjetë të shekullit njëzet, maqedonasit kishin menduar se shkaku i mospërzierjes së myslimanëve me kulturën dhe traditën e tyre, ishin muret që rrethonin shtëpitë e myslimanëve, prandaj thjesht kishin vendosur të hiqnin edhe këtë pengesë. Në bazë të këtij pretendimi tërësisht të gabuar, në vitin 1989 organet kompetente kishin dhënë urdhër që të rrënoheshin të gjitha muret rreth shtëpive të myslimanëve. Në fillim urdhri ishte që muret t`i prishnin vetë myslimanët, secili murin e vet. Në vend që të zbatonin urdhrin, myslimanët filluan të ankoheshin në organet kompetente, por çdo gjë ishte e kotë. U ankuan deri në organet më të larta të qeverisë në Beograd, prej nga kishte arritur përgjigjja se çështja e mureve ishte çështje e brendshme e Maqedonisë dhe se ata nuk kishin kompetenca për t'u përzier në këtë çështje. Për ata që nuk pranuan të zbatonin urdhrin e qeverisë që secili të prishte murin e tij, këtë do ta bënin organet e shtetit, kurse për pronarin do të pasonin dënime me të holla. Megjithatë, myslimanët vendosën të mos zbatonin urdhrin e qeverisë së Maqedonisë, pavarësisht nga pasojat. Për zbatimin e urdhrit pushteti lokal këtë punë e kishte marrë mbi vete dhe kishte angazhuar punëtorë të shoqëruar me teknikë dhe forca policore, për të dalë në terren dhe për ta zbatuar urdhrin. Forcat policore ecnin para punëtorëve, sepse popullata e pafajshme bënte përpjekje për të ndaluar këtë zullum dhe terror që ushtrohej ndaj tyre. Në zbatimin e këtij vendimi, nuk ishin të rralla rastet kur forcat policore përdornin edhe forcën fizike kundër atyre që rezistonin ose, të paktën kundërshtonin me ndonjë fjalë. Si rezultat i kësaj, më 18 janar 1990 forcat policore, bashkë me punëtorët, në fshatin Haraçinë të Shkupit, në mbrojtje të murit të tij, ishte vrarë z. Nuredin Nuredini. Popullata, e revoltuar nga kjo vrasje, kishin protestuar për të shprehur mllefin dhe revoltën e tyre në shumicën e qyteteve të Maqedonisë; madje pati protesta edhe në Kosovë, si përkrahje e protestave në Maqedoni, dhe këto protesta ndaluan hovin dhe prishjen e mureve.

[1]. Xhamia e Duqanxhikut që nga viti 2004 e këndej është rindërtuar tërësisht nga themeli duke e ruajtur origjinalitetin e saj, kurse hapja solemne u bë më 4 maj 2007, ku përsëri pas 44 vjetësh u thirr ezani dhe u fal xhumaja.[2] Gurthemeli i kësaj xhamie për rinovimin e saj dhe rikthimin në formën e mëparshme, u bë me 15 qershor 2007.
[4]. Leja për ndërtimin e xhamisë u mor dhe tani është ndërtuar dhe funksionon.[5]. Kumbarxi Bogoeviç Lidija, Osmanliski spomenici vo Skopje, f.202



Behxhet Jashari

# Gazi Baba, kjo lagje e vjetër e Shkupit

Kam udhëtuar një kohë të gjatë nëpër shtetin e Rumelisë dhe kam vizituar shumë qytete të bukura. Kam qenë i mahnitur nga të mirat e Allahut, mirëpo asgjë nuk më ka impresionuar, çuditur dhe gëzuar aq shumë si qyteti i mrekullueshëm, Shkupi, nëpër të cilin kalon lumi Vardar.

*(Udhëpërshkruesi turk Deliger Zede, shek. XVII)*

## HABIA E ITALIANIT NË MINARE

Ishte verë e vitit 1983. Më kujtohet kur unë me shokun tim Ekremin i cili tani gjendet në Belgjikë, shkuam në xhaminë e Mustafa Pashës të Shkupit me qëllim që t'a falim namazin drekës. Meqë kjo xhami konsiderohet edhe si një monument historik i kulturës islame, aty mjaft frekuentojnë edhe turistë nga vende të ndryshme të botës. Aty u gjetën edhe disa turistë italian. Më kujtohet se njëri nga ata ishte nga Milanoja e Italisë dhe shprehu dëshirën për të hip në minare me qëllim që ta vështrojnë qytetin prej së larti. Edhe ne dy hipëm me të.Edhe pse minareja e Mustafa Pashës gjithsej i posedon 147 shkallë, ne si të rinj aspak nuk ndienim lodhje. Me të mbërritur atje lartë mysafiri nga Italia filloi të fotografojë qytetin. Shoku im i cili fliste shumë më mirë se unë gjuhën angleze, vazhdimisht qëndronte i gatshëm për t'iu përgjigjur italianit. Natyrisht, ndër pyetjet e para të italianit me të arritur lartë, ishte se; për çfarë arsye ky qytet është i ndërtuar vetëm në njërën anë të lumit, e jo edhe nga ana tjetër. Ne duke u ngutur që të vërtetën ta shprehim sa më parë, ia bëmë me dije duke i thënë: "Këndej jetojnë shqiptarët muslimanë". Italiani disi i habitur dhe tha: "Me duket sikur Bejruti i ndarë".

Më pas ne i treguam se ajo pjesë shumë e gjerë në anën verilindore të xhamisë së Mustafa Pashës e cila kryesisht është e popolluar me shqiptarë muslimanë, quhet Gazi Babë. Turisti italian disi duke e lëkundur kokën e kuptoi se këtu bëhet fjalë për një diskriminim klasik urban. E jo vetëm kaq, por ai e kuptoi se shqiptarët janë të diskriminuar në çdo sferë të jetës së tyre... e një gjë e këtillë shumë më qartë vërehej prej lartë apo jo! Pasi që italiani i bëri disa fotografi nga minareja e xhamisë së Mustafa Pashës, dal ngadalë së bashku me të filluam të zbresim teposhtë, por tani duke i numëruar shkallët e minares nga 147-shi.

## MUHAMMED ALI NETAI I QUAJTUR GAZI BABA

Si çdo vendbanim i madh, po ashtu edhe Shkupi përbëhet nga disa lagje më të mëdha. Ndër lagjet më të njohura të Shkupit është lagja e madhe e quajtur Gazi Baba. Sipas regjistrimeve osmane të vitit 1900, vetëm kryeqendra e Vilajetit të Kosovës - Shkupi, i kishte 4.682 shtëpi me më shumë se tridhjetë mijë banorë, pjesën më të madhe të të cilëve e përbënin shqiptarët myslimanë. Lagja e madhe Gazi Babë - pjesë shumë e popolluar me shqiptarë musliman, e mban emrin e njërit nga dijetarët dhe luftëtarët e njohur të historisë së islamit që jetoi në kohën e Perandorisë Osmane. Ai ishte Muhammed Ali Netai, për të cilin kam lexuar në njërin nga numrat e Analeve të Medresesë së Gazi Husrev Beut të Sarajevës. Aty thuhet se Muhammed Ali Netai prejardhjen e ka nga Bagdadi, ndërsa zinxhiri i fisit të tij vjen nga fisi i të dërguarit të Allahut, Muhamedit (s.a.v.s.). Gjatë periudhës osmane, gjegjësisht në shek. XVI, familja e Muhammed Ali Netaut nga Bagdadi ishte shpërngulur në Bursë.Pasi që Muhammed Ali Netai kishte përfunduar shkollimin e lartë fetar në Bursë, atë e kishin emëruar si kadi në Shkup, e më vonë edhe në Prishtinë (Kosovë). Pas disa kohësh Muhammed Ali Netai sërish kthehet në Shkup me qëllim të kryerjes së detyrës së kadiut. Meqë ishte paraqitur nevoja për të marrë pjesë në një betejë, Muhammed Ali Netai drejtpërdrejtë merr pjesë në atë betejë edhe atë në kuadër të ushtrisë osmane. Pasi që kthehet si gazi në Shkup, ai sërish e merr postin që e kishte më parë, por tani e quajtën Gazi Baba, e ndonjëherë e njihnin edhe si Kadi Baba. Pasi që ndërron jetë, Muhammed Ali Netai, i njohur si Gazi Baba, varroset në kodrën e vogël në Shkup e cila më vonë e merr emrin Gazi Babë.Varri i Muhammed Ali Netait tek shkupjanët e vjetër njihet me emrin tyrbeja, ku ne si fëmijë shkonim dhe luanim aty pari duke mos e ditur se kush pushon aty... Kjo dëshmon se gjatë periudhës moniste, madje edhe sot, askush nuk kujdeset për këtë monument historik, si dhe për ata intelektual që jetuan dhe vepruan gjatë periudhës osmane si në Shkup, ashtu edhe më gjerë. E nga ana tjetër, të tjerët pandërprerë hulumtojnë nëpër hedhurinat e brendisë së kalasë së Shkupit për të kërkuar ndonjë asht antik dhe për të kërkuar identitetin e tyre (nëse e kanë patur ndonjëherë?).

## NOSTALGJI PËR LAGJEN TIME DORTASH

Në brendinë e lagjes apo më mirë të themi të getos të quajtur Gazi Babë, ekzistojnë më shumë lagje të vogla, të njohura si mahalla. Njëra ndër ato është dhe mahalla Dortash (Katër gurët), aty ku edhe unë kam lindur dhe ende jetoj. Dortashi është një nga mahallat më të njohura të Gazi Babës së Shkupit, e cila gjendet pikërisht në vendtakimin e dy rrugëve; "Zef Lush Marku" dhe "Jajce", emra të cilat plotësisht të orientojnë diku tjetër, e assesi në të kaluarën e artë të Perandorisë Osmane.Emri i të parës ka të bëjë me një personalitet të lëvizjes shqiptare socialdemokrate, me besim katolik, i lindur në vitin 1885 në Prizren, ndërsa emri i rrugës "Jajce" ka të bëjë me Jugosllavinë e avnoj-it, gjegjësisht me qytezën Jajce, ku në vitin 1945 është mbajtur mbledhja e parë për themelimin e një shteti artificial të quajtur Jugosllavi. Shumë kontradiktore, apo jo, sepse asgjë nuk ndërlidhet me kulturën dhe qytetërimin osmano-islam të kësaj lagjeje...Ajo që më kujtohet është edhe ajo se lagja Dortash dikur kishte çezmën e bukur, ku ne si fëmijë shpeshherë shkonim me bokalle për të mbushur ujë. Mbaj mend se ajo çezme ishte e lyer me ngjyrë të gjelbër, prej ku rridhte uji shumë i ftohtë... Gjatë ditëve të ramazanit të gjithë fëmijët e lagjes tuboheshim aty pranë çezmës për ta pritur kohën e iftarit, prej ku edhe dukej minarja e xhamisë së Jahja Pashës. Në të vërtetë xhamia e Jahja Pashës për më shumë lagje të Shkupit e kishte (dhe ende e mban) rolin e një komanduesi apo një fanari të përgjithshëm sa i përket ezanit dhe kandilave gjatë muajit të Ramazanit. Mund të them se minareja e Jahja Pashës ishte si një pikë-orientimi për njerëzit, jo vetëm të atij fizik, por edhe të atij shpirtëror...Ajo që zgjon nostalgjinë ndaj të kaluarës së përjetuar në Dortash, është edhe era e këndshme gjatë netëve të ramazanit kur nëpër shtëpi nënat gatuanin pogaçe me një erë shumë të këndshme, madje ndonjëherë edhe petlla dhe hallvë. Më kujtohet edhe hoxha me një çallmë të bukur dhe të bardhë në kokë i cili ishte imam në xhaminë Haxhi Jonuz, e i cili rrugën e kishte pikërisht aty kah Dortashi... ndërsa ne si fëmijë shpeshherë e pyetnim atë se në sa është koha e iftarit. Këtë ne nuk e bënim për asgjë tjetër, por ja, meraku i fëmijëve për të këmbyer ndonjë fjalë me hoxhën e nderuar, e i cili ishte mjaft i urtë dhe pedant... Sot, ndoshta do të ishte e tepërt të themi se pothuajse ka ndryshuar çdo gjë... jo për atë se nuk ekzistojnë çallmat e bardha e të bukura, apo ato çezme karakteristike osmane me ujin e ftohtë, por pikërisht për atë se shumë të rinj pa fije turpi nuk agjërojnë, gjë që në të kaluarën nuk mund të paramendohej.



Arbër Berisha

# Disa raporte ekonomike, tregtare të Perandorisë Osmane me vendet e Ballkanit dhe të Evropës

Perandoria Osmane në kulmin e fuqisë së saj kishte filluar zgjerime të mëdha në shumë vise dhe vende të populluara nga besime dhe ide të ndryshme politike, ekonomike, psikologjike, shoqërore etj.. Deri më 1569 shtetet italiane, në rend të parë Venediku, kishin në dorë tregtinë osmane me Botën e Krishterë perëndimore, dhe, sa kohë që Venediku ishte fuqia kryesore në Mesdhe, as shtetet e tjera të krishtera dhe as osmanlinjtë nuk mund ta ndryshonin gjendjen. Venediku si fuqi tregtare, shpesh abuzonte me mallrat përmes detit, duke u dhën pas lukseve dhe duke menduar vetëm për të mirën e "dukëve", pasuritë e të cilëve arrinin shuma marramendëse krahasuar me Perandorinë Osmane, e cila të gjitha shërbimet tregtare i kishte vënë në të mirën e popujve dhe etnive që jetonin në kuadrin e kësaj perandorie, që kishte bërë shumë vepra madhështore dhe po bënte në tërë Ballkanin. Konstantin Jireçeku shkruante për komunikacionin osman se qysh nga rënia e Perandorisë Romake, asnjë shtet në Evropë nuk i kishte kushtuar aq shumë kujdes sistemit të rrugëve. Osmanlinjtë mirëmbanin gjithmonë rrugën romake midis Stambollit dhe Beligradit, duke e përmirësuar dhe meremetuar në pjesët e shkatërruara deri në Beligrad, me gurë të latuar ashpër. Ata ndërtuan edhe rrugë plotësisht të reja përgjatë saj. Pra, meqë Venediku dominonte në tregtinë e Levantit dhe kishte perandori koloniale

atje, marrëdhëniet e tij me osmanët ishin tepër të ndërlikuara. Zgjerimi i Perandorisë Osmane kundër Bizantit do të thoshte që Venediku humbiste një trevë tregtare që e kishte shrytëzuar deri në atë kohë sipas dëshirës, pa detyrime ose kontroll. Venediku dhe Gjenova kishin marrë privilegje tregtare nga qeveritë lokale në pikat më të rëndësishme në Levant, trevën që shtrihej nga Axuri deri në Aleksandri.[1] Ato në atë periudhë rrethuan me mure vendbanimet e tyre, duke i shndërruar në baza të fortifikuara nën administrimin e tyre vetanak.

### OSMANLINJTË, DHE TË DREJTAT E FEVE TJERA

Osmalinjtë të cilët me perandorinë e tyre që u jepte të drejta popujve që gjendeshin nën çatinë e saj, të sigurt dhe nën mbrojtjen e tyre, pa dallim feje, race, ngjyre, ideje apo krahine, - kishin vendosur pra ta



vinin këtë trevë nën sundimin e tyre, dëshironin të vendosnin me ngulm kontrollin mbi këto vende. Kur Perandoria Osmane filloi zgjerimin e saj gjatë shekujve XIV e XV, Venediku, për të forcuar pozitën e vet kundër osmanëve si fuqi e re e kohës, zbatoi po ashtu një politikë dinake dhe agresive shtypëse. Ai bëri përpjekje për ta marrë nën veten e tij çdo rajon bregdetar që kërcënohej nga osmanlinjtë, duke i quajtur kudo "mare – nostra" (Deti ynë ). Në shekujt XIV e XV, me agresivitet e dhunë pirateske vunë nën kontroll pikat më të rëndsishme strategjike në Arbri (Shqipëri) e More dhe në detin Jon, dhe pushtuan ujdhesat e Egjeut, kurse më 1489 edhe Qipron.[2] Osmanlinjtë bashkëpunonin edhe me Gjenovën, së cilës i dhanë territore ekstra që në vitin 1452 duke i dhënë monopolin e prodhimit të shapit në Manisa, burim ky kryesor për industrinë evropiane të tekstilit. Kolonit gjenovase në Anadollin Perëndimor- Foça dhe ujdhesa Kios, u bënë porte të hyrjes së mallrave dhe tregtisë së Anadollit. Po ashtu në kohën e Mehmetit II kishte edhe një bashkëpunim me florentinasit, ku Bursa u bë qendër tregtare për shitjen e stofit florentinas në Anadoll dhe Iran, kurse tregtarët florentinas, si këmbim, blinin mëndafsh persian. Me ardhjen e turqve në qytetet xehetare-tregtare e zejtare të Kosovës, më 1455, nëpër këto qendra qytetare u ndërpre dhe u dobësua për një kohë të shkurtër, prodhimtaria, për t'u përtëritur brenda pak dekadash. Ky ndryshim i strukturës së qyteteve nuk ndryshoi strukturën etnike të mëparshme të tyre, sepse turqit nuk i kolonizuan ato, nuk sollën numër të madh turqish, sa të përqendrohej në duart e tyre ekonomia. Sollën vetëm një numër të vogël funksionarësh turq, kështu që ekonomia mbeti ende kryesisht në duart e atyre që ishin edhe para invadimit turk. Mbeti pra në duart e xehetarëve vendës (duke përfshirë këtu edhe një numër të paktë xehetarësh sasë [gjermanë]), tregtarë dhe zejtarë vendës, ndonëse turqit prunë edhe disa zeje të reja, të cilat i përvetësuan shumë shpejt zejtarët vendës. Kjo dukuri ndodhi, sepse osmanët nuk transferuan në territorin e Kosovës kolonizues aziatikë, siç transferuan, fjala vjen, në disa treva të Maqedonisë, p.sh. urukët. Megjithëkëtë, gjendja nuk ishte tjetër as në Arbëri (Shqipëri), dhe përgjithësisht në viset albanofone. Kto gjëra dëshmohen edhe tek problemi i spahinjve dhe feudalëve të ndryshëm shqiptarë, të cilët posedonin prona dhe privilegje të larta në kuadër të Perandorisë Osmane Islame, qofshin të krishterë apo myslimanë; këta të parafundit natyrisht paguanin xhizjen-taksën (e caktuar), por gëzonin të drejta të njëjta me ato të kalorësve islamë.[3]

(1) Halil Inalxhik, " Perandoria Osmane periudha klasike 1300-1600 "….. f. 177. (2) Prof. Dr. ord. Muhamet Tërnava, " Qytetet e Kosovës gjatë gjysmës së dytë të shekullit XVI", botim privat, Prishtinë 2007, f. 343. (3) Po aty, f. 34.



Dr. Islam Hasani

# Islami dhe sistemet e tjera ekonomike

Sistemet më dominuese ekonomike në botë janë kapitalizmi dhe socializmi ose kombinim i të dyjave. Kapitalizmi është filozofia ekonomike që dominon kryesisht në Botën Perëndimore dhe në ShBA, kurse socializmi dominon në Rusi dhe Kinë. Para se të bëjmë një krahasim në mes të sistemit ekonomik të bazuar në parimet islame, dhe kapitalizmit apo socializmit, së pari do të bëjmë një përshkrim të këtyre dy sistemeve për ta ndjekur me një krahasim.

### EKONOMIA ISLAME DHE EKONOMIA KAPITALISTE

Qëllimi i këtij punimi është një studim krahasues i disa çështjeve ekonomike dhe shpjegimi i tyre në këto dy sisteme ekonomike, të cilat bazohen në filozofi të ndryshme nga njëra-tjetra. Nuk është qëllimi që të bëhet një studim krejtësisht ekonomik, por vetëm dallimet në botëkuptime në mes të dy sistemeve. Ka shumë gjëra në të cilat këto dy sisteme pajtohen dhe mund të funksionojnë së bashku; këtu do të përmenden vetëm disa dallime. Pas kësaj do të bëhet edhe krahasimi me ekonominë socialiste. Ç'është kapitalizmi? Sipas përkufizimit të fjalorit 'Collins Dictionary' kapitalizmi është "një sistem ekonomik i bazuar në pronësinë private të mjeteve të prodhimit, shpërndarjes dhe këmbimit". Në një shpjegim më të gjerë, kapitalizëm është emërtimi që i është dhënë një sistemi ekonomik në të cilin mjetet bazë për prodhimin, shpërndarjen dhe këmbimin, janë në pronësi private (të individëve apo korporatave). Motivi i profitit konstituon stimulimin kryesor për angazhim në prodhim dhe mekanizmi i çmimit përcakton se ç'do të prodhohet me çfarë sasie dhe me çfarë kushtesh apo cilësie. Botëkuptimi ekonomik sipas kapitalizmit është një model në të cilin kapitali është pronë private dhe mund të përdoret lirisht pa ndonjë kufizim, nga pronarët e tyre, ashtu sikur ata dëshirojnë për të arritur fitimin në ndërmarrjet

ekonomike të tyre. Prandaj në këtë sistem ekonomik prodhimi dhe tregtia janë të organizuara në baza individuale. Persona a kompani private dhe korporata, me anën e kapitalit të akumuluar më herët, po të shumtën e rasteve përdoren paratë që huazohen me kamatë, bëjnë përfitime dhe ndërtojnë biznese apo perandori industriale për veten e tyre duke i angazhuar në një masë të madhe të tjerët.

### VEÇORITË E KAPITALIZMIT

Veçoritë kryesore të kapitalizmit janë: posedimi i pakufizuar i pasurisë private dhe e mjeteve të prodhimit, këmbimit dhe shpërndarjes; liria ekonomike; motivi i fitimit si një stimulim për aktivitete prodhuese; tregu i lirë dhe konkurrues; ekzistimi i monopoleve; bankat dhe institucionet financiare të bazuara kryesisht në kamatë; shpërndarja e pasurisë në mënyrë disproporcionale; shfrytëzimi të dobëtit nga i forti.

### KONCEPTET BAZË TË EKONOMISË ISLAME DHE TË ASAJ KAPITALISTE

### E DREJTA E PRONËSISË

Ekzistenca e së drejtës së pronësisë private është karakteristika kryesore e kapitalizmit. Ai u jep të drejtë të plotë dhe të palimituar individëve mbi pronën që kanë në posedim. Individët mund të blejnë, posedojnë apo izolojnë pasurinë e tyre në çfarëdo mënyre që të dëshirojnë. Ky sistem beson në pronësinë private të mjeteve të prodhimit, shpërndarjes dhe këmbimit që menaxhohen dhe kontrollohen nga individë apo grupe individësh për përfitime private. E drejta e palimituar për të poseduar pasuri dhe mënyra e pakufizuar për të fituar shpien në grumbullimin e pasurisë në vetëm pak duar a persona. Kjo patjetër pengon balancimin e shpërndarjes së pasurisë dhe të ardhurave në shoqëri. Diskrepanca ekonomike dhe zbrazëtia në mes të pasurve dhe të varfërve, që është në rritje, po i zbulon gjithnjë e më shumë defektet e kapitalizmit. Koncepti islam mbi pronësinë është i veçantë. Pronësia, në të vërtetë I takon Zotit dhe disa të drejta pronësore i takojnë edhe njeriut, në mënyrë që ai të plotësoj detyrat e caktuara nga Zoti.[1] Ky duhet të jetë qëllimi i njerëzimit, që t'i kenë në konsideratë ata që janë në nevojë. Me fjalë të tjera, gjithçka që Zoti ka krijuar në këtë botë për të mirë dhe shërbim të njerëzve, u takon të gjithë njerëzve. Ligjërisht, pronësia private apo individuale është e njohur në Islam, por i dorëzohet u nënshtrohet obligimeve morale, prandaj pronësia private apo individuale nuk është e palimituar dhe e pakontrolluar. Çdo mjet prodhimi apo çdo pasuri nuk vihet në pronësinë private. Shteti, sipas sistemit ekonomik islam, ka të drejtë të kombëtarizojë disa gjëra që janë në pronësinë private, pasi të kategorizohen se janë për të mirën e tërë komunitetit dhe në atë mënyrë t'i shërbejnë më mirë këtij qëllimi. Në këtë mënyrë, e drejta e kufizuar për pronësinë private me të drejtën e trashëgimisë, që pasurinë e të vdekurit e shpërndan tek trashëgimtarët e tij në mënyrë të drejtë, largon përqendrimin e pasurisë në vetëm pak duar dhe ndalon konfliktin ndërklasor.

### LIRIA EKONOMIKE

Liria ekonomike e pakufizuar dhe mosndërhyrja e shtetit në këtë liri, është një karakteristikë tjetër e ekonomisë kapitaliste. Çdo person është i lirë të fillojë, të organizoj apo të themelojë çfarëdo ndërmarrjeje, biznesi, tregtie, profesioni etj.. Ai është i lirë të fitojë të ardhura sa më shumë që të mundet, sepse ai është i lirë ta përdorë a ta shpenzojë pasurinë e tij si të dëshirojë. Kjo liri ekonomike e pakufizuar, të shumtën shpie në fitim të pasurisë në mënyrë të gabuar, siç janë prostitucioni dhe bixhozi. Kjo gjithashtu arsyeton sjelljet jo të mira në biznes, p.sh. tregu i zi, spekulime, padrejtësi dhe eksploatim. Kështu, gara e çmendur për të fituar sa më shumë pasuri, bëhet rregull i ditës dhe vlerat e larta shoqërore e morale, siç janë vëllazëria, ndihma e përbashkët, dashuria e besueshmëria, zëvendësohen nga egoizmi, urrejtja, falsifikime dhe pabesi. Këto tashmë janë vërejtur në sistemin kapitalist si 'feja e parave' apo diktatura e dollarit. Sistemi ekonomik islam e lejon lirinë ekonomike për një person që e ka lirinë për të fituar pasuri, për ta poseduar dhe shpenzuar atë sipas dëshirës së tij. Liria që Islami cakton në sferën ekonomike, nuk është e pakufizuar. Islami bën dallim në mes të asaj që është Hallall (e lejuar e ligjore) dhe Haram (e ndaluar dhe joligjore) në çdo aktivitet ekonomik, duke përfshirë prodhimin, këmbimin dhe konsumimin. Për myslimanët janë të ndaluara disa mjete dhe metoda të fitimit të pasurisë, si p.sh. kamata, ryshfeti, bixhozi, spekulimi, monopoli, uzurpimi i pasurisë së personave më të dobët, prostitucioni, shitja e alkoolit dhe gjërave tjera të ndaluara sipas Sheriatit. Myslimani është i obliguar të paguajë Zekatin dhe inkurajohet që të shpenzojë aq sa ka mundësi për të ndihmuar të varfrit dhe të pamundshmit. Të gjitha këto promovojnë vlerat morale në një shoqëri islame dhe eliminojnë garën e çmendur për pasuri dhe përfitime materiale.[2]

### MONOPOLI

Konkurrenca, është një veçori e kapitalizmit dhe po bëhet në atë mënyrë që ka rezultuar shkatërrimin e kompanive dhe ndërmarrjeve të vogla. Konkurrenca e këtij lloji, e cila bëhet jo me qëllim të ofrimit të

shërbimeve dhe çmimeve konkurruese, por me qëllim të shkrirjes së bizneseve dhe organizatave të vogla në ato të mëdhatë, shpie në themelimin e monopoleve të ndryshme. Monopolet shkatërrojnë konkurrencën e lirë, shkaktojnë inflacion në çmime që ka si rezultat rritjen e papunësisë, kështu që punëtorët dhe konsumatorët në situata të tilla eksploatohen. Në anën tjetër, zinxhiri i tregtisë, prodhimi i paplanifikuar, konkurrenca e tepruar, rritja e akumulimit të pasurisë – çrregullojnë balancimin në mes prodhimit dhe konsumimit, që nganjëherë shkakton depresion ekonomik. Në sistemin ekonomik islam, konkurrenca jo e shëndoshë ndalohet, sikur edhe çdo rrugë a mjet që shpie aty. Islami ndalon gjithashtu themelimin e monopoleve. Transmetohet se Pejgamberi alejhis-selam ka thënë se kushdo që krijon monopol mbi një produkt, është mëkatar. Në veçanti, janë të ndaluara monopolet mbi prodhimet ushqimore apo artikujt që janë për përdorim të përditshëm. Prodhimet dhe shërbimet që janë pjesë e një interesi të përbashkët të komunitetit, nuk lejohet kurrë të monopolizohen. Interesi i konsumatorëve dhe punëtorëve është i mbrojtur dhe balancimi në mes të prodhimit dhe konsumimit nuk lejohet të pengohet në asnjë mënyrë.[3]

### INSTITUCIONET E KREDITIMIT ME KAMATË

institucionet e bankimit dhe interesit përbëjnë bazën e jetës së modelit të ekonomisë kapitaliste. Për biznes, tregti dhe industri, në veçanti për projektet e mëdha ekonomike, kërkohen fonde të mëdha që nuk mund t'i aranzhojnë individët apo kompanitë. Kërkesa për fonde të këtij lloji ka bërë që për këtë lloj veprimtarie të themelohen banka, të cilat huazojnë kapital prej depozituesve dhe investitorëve, me një normë interesi më të ulët, dhe i kreditojnë ato fonde te bizneset dhe ndërmarrjet me një normë interesi më të lartë. Kështu institucionet e kredidhënieve janë bërë pjesë e pandashme e kapitalizmit. Ekonomia islame interesin/ kamatën e konsideron si një institucion shfrytëzues të njerëzimit dhe ai, si i tillë, është i ndaluar rrënjësisht në çdo formë dhe manifestim. Sipas normave islame, dhënia apo marrja e kamatës konsiderohet si një luftë me Allahun dhe të dërguarin e Tij, ndërsa, sipas shpjegimit të Pejgamberit a.s., kamata është më e keqe se amoraliteti. Islami ekonominë e ndërton në baza të lira nga kamata dhe inkurajon investimet në formë aksionare dhe në partneritet, si stimulim për kursime dhe investime.

### EKSPLOATIMI

E drejta ekonomike e pakufizuar dhe e drejta për pronësi private të pakontrolluar, praktikisht kanë rezultuar me eksploatimin. Eksploatimi ekonomik i të dobëtit nga i forti është një veprim i pamohueshëm në ekonominë kapitaliste. Pasuria është bërë synim dhe fitimi i saj përmes rrugëve të drejta ose jo, varet nga përgjegjësia morale e secilit. Dhe si rezultat, secili shfrytëzon tjetrin ekonomikisht, me arsyetimin e fitimit të pasurisë sa më shumë që është e mundshme. Sistemi ekonomik islam, duhet të sigurohet patjetër që eksploatimi i një personi nga tjetri është eliminuar. Ndërmerren shumë masa efektive për të arritur këtë. Kamata është instrumenti më i keq për eksploatimin e njerëzve dhe është e ndaluar në të gjitha format në Islam. Format e tjera të eksploatimit, siç janë: ryshfeti, bixhozi, transaksione spekulative, prostitucioni - janë gjithashtu të ndaluara. Interesi i klasës më të dobët të shoqërisë: grave, jetimëve, punëtorëve dhe konsumatorëve - në ekonominë islame është i mbrojtur me legjislacion. Islami i ka dhënë kësaj kategorie të shoqërisë shumë të drejta, të cilat nuk kanë qenë të njohura më parë në histori.

### SHPËRNDARJA E PASURISË

Kapitalizmi nuk beson në shpërndarjen e drejtë të pasurisë. Sepse ky sistem beson në lirinë e plotë ekonomike dhe pronësinë private të mjeteve të prodhimit; në ekonominë kapitaliste ka dallime të mëdha ekonomike. Përqendrimi i pasurisë tek vetëm disa pronarë zë vend përderisa shumica e popullsisë është e privuar nga gjërat më elementare për jetë. Ata të privilegjuar të paktë bëjnë një jetë luksoze, kurse, në anën tjetër, varfëria, injoranca, sëmundjet dhe papunësia janë dukuri në një masë të madhe. Pengimi i balancimit të shpërndarjes të drejtë të burimeve ekonomike dhe dallimi i pakrahasueshëm në mes të pasurve dhe të varfërve, është një sfidë e klasave dhe rezultati negativ i sistemit ekonomik. Islami për njerëzit garanton sigurimin e gjërave esenciale, siç janë: ushqimi, veshja dhe strehimi për secilin dhe, në anën tjetër, siguron shpërndarje të drejtë dhe të barabartë të pasurisë dhe burimeve ekonomike për të gjithë. Nuk tolerohen dallime të mëdha ekonomike në mes të pasurve e të varfërve dhe synohet eliminimi i përqendrimit të pasurisë tek vetëm disa persona.

Për ta zvogëluar më shumë dallimin në mes të varfërve e të pasurve dhe për sigurimin e drejtësisë në shpërndarjen e pasurisë, ekonomia islame ka ndërmarrë disa veprime: dhënia e zekatit dhe sadakasë, ligji i trashëgimisë, donacionet humanitare dhe kontributet e detyruara në formë taksash dhe doganat. Për të ndaluar përqendrimin e pasurisë tek vetëm disa persona, kodi i ekonomisë islame ka ndërmarrë masat si: ndalimin e kamatës, ndalimin e fitimit të pasurisë me metoda dhe mjete të ndaluara, ndalimin e izolimit të pasurisë për shkak të krijimit të kërkesës në mënyrë artificiale dhe ngritjen e çmimeve, ose edhe për shkak të neglizhencës së personave.




Mr. Samir B. Ahmeti

# GUINEA

**TË DHËNA STATISTIKORE[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Guinea.
- Emri zyrtar: Guinea.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 245,857 km².
- Numri i banorëve: 9.370.000 (2009).
- Dendësia: 30.4 (banorë në 1 km²).
- Feja: Muslimanë 95%, besime lokale dhe të krishterë 5%.
- Kryeqyteti: Konakri, qyteti më i madh i vendit.
- Qytetet e tjera: Boke, Fria, Kankan, Kindia, Labe, Macenta dhe Siguiri.
- Grupet etnike: Peuhl 40%, malinke 30%, soussou 20%, grupe të tjera etnike 10%.
- Gjuhët kryesore: Frëngjishtja (gjuhë zyrtare), 37 gjuhë – dialekte – rajonale (prej tyre pular, susu, toma, etj.).
- Njësia monetare: Frank Guinean (1.00 GNF = 0.00010 euro).
- Data e pavarësisë: 28 shtator 1958.
- Festë kombëtare: 2 tetor 1958.

**POZITA GJEOGRAFIKE**

Republika e Guineas, si një shtet i vogël, ndodhet në bregun perëndimor të Afrikës, konkretisht në pjesën perëndimore të kontinentit, ku ka dalje në oqeanin Atlantik. Guinea shtrihet në një territor me këneta bregdetare dhe në vise malore e fushore jeshile, kurse kodrat e saj janë të mbuluara me pyje. Guinea është një vend i varfër, por ka potencial të madh për të përmirësuar kushtet ekonomike, si rezultat i burimeve të pasura natyrore. Guinea fitoi pavarësinë nga Franca më 2 tetor 1958, kur u quajt Guinea Konakri, për ta dalluar nga pjesët e tjera të vendeve që mbajnë të njëjtin emër. Kjo republikë, sikur u tha, shtrihet në perëndim të kontinentit afrikan, kurse nga veriu kufizohet me Senegalin me një gjatësi 330 km, nga verilindja me Malin në një gjatësi deri 858 km, nga juglindja me Bregun e Fildishtë me gjatësi 610 km, nga jugu me Liberinë në gjatësi deri 563 km dhe me Sier-Leonen me gjatësi 652 km, ndërsa në perëndim bie bregdeti i vendit në një gjatësi deri 320 km, e deri në veri të republikës, aty ku gjendet kufiri me Guinea-Bisau në gjatësi 386 km. Territor i saj përbëhet nga katër rajone kryesore:

1. Guinea e Poshtme, që përfshin zonën bregdetare, aty ku shtrihen kënetat.
2. Guinea Qendrore, që posedon kodra gurore, ku ka vise të gurta.
3. Guinea e Epër, që përfshin fusha të gjelbra, të cilat në veri të vendit quhen Savannah.
4. Guinea malore, që është një zonë me pyje e kodra, në juglindje të vendit[2].

Pika më e ulët e territorit të Republikës së Guineas ndodhet në nivelin e detit, në brigjet e oqeanit Atlantik, ndërsa maja më e lartë e vendit është në malin Nimba, që arrin lartësinë deri në 1752 metra mbi nivelin e detit[3].

Konakri: Si kryeqytet i Guineas, konsiderohet edhe qyteti më i madh i vendit. Aty gjendet edhe porti më i madh i Republikës, i cili ka shtrirje në jug të Guineas, buzë brigjeve të oqeanit Atlantik. Statistikat për numrin e banorëve të këtij qyteti nuk janë të konfirmuara, por mendohet të jenë afro 2 milionë. Sipas mitit që mbizotëron në vend rreth domethënies së emrit të këtij qyteti, rezulton se emri "Konakri" vjen nga bashkimi i emrit "Kuna" – që domethënë "prodhues i verës dhe djathit", me emrin tjetër "Nakiri" – që domethënë "ana tjetër". Në fillim, Konakri ishte pjesë e ishullit Tombo, pastaj u zgjerua, u shtri sa të përfshinte gadishullin Kaloum, të cilin e kishin themeluar francezët, pasi e kishte braktisur Britania, në vitin 1887. Ndërsa në vitin 1904 ky qytet u bë edhe kryeqyteti i Guineas Franceze. Me kalimin e kohës, ky qytet u zhvillua si një port për eksport, sidomos pas ndërtimit të rrugës hekurudhore deri në qytetin Kankan.

## HISTORIA E GUINEAS

Afërsisht rreth vitit 900 të erës së re, një grup i familjes Sus, që i përkiste fisit Malinki, emigroi nga verilindja në Guine. Kjo familje e këtij fisi, banorët autoktonë të vendit i kishte dëbuar në drejtim të brigjeve të oqeanit Atlantik. Në shekullin XIII qe themeluar Mbretëria Susi, e cila shtriu pushtetin e saj deri në brigjet e oqeanit Atlantik. Gjatë kësaj kohe, verilindja e Guineas ishte pjesë e Perandorisë Muslimane të Malit. Duke u mbështetur në fqinjësinë e Guineas me Malin dhe Senegalin, ajo pati histori të pëbashkët me këto shtete. Për një periudhë të gjatë historike Guinea ishte krahinë e Mbretërisë së Ganës, pastaj e Mbretërisë së Malit dhe, në fund, edhe e Mbretërisë së Sungajit. Për këtë arsye edhe jeta shkencore në Guinea ishte e zhvilluar, pikërisht ashtu siç ishte edhe në mbretëritë e sipërpërmendura, të cilat kryesisht njiheshin si mbretëri myslimane. Diku nga mesi i shekullit XV, tregtarët portugezë vizituan zonën e brigjeve të Guineas, kështu që, me kalimin e kohës, përmes tyre bëhej edhe tregtia me skllevër. Që nga ajo kohë, Guinea njohu kolonializmin tregtar portugez, meqë brigjet e saj u bënë burim i eksportimit të sheqerit, pambukut, plastikës dhe të skllevërve. Pikërisht për këtë arsye, evropianët gjatë shekujve XVIII e XIX sfidonin njëri-tjetrin rreth kolonializimit të të mirave të Guineas dhe bartjes së tyre në shtetet e tyre evropiane. Kjo luftë interesash vazhdoi derisa rruga luftarake u pastrua dhe situate politike u përshtat për kolonializimin francez të vendit, bile vetëm pas dëbimit të holandezëve dhe britanezëve nga këto territore. Në vitin 1849 u formua një protektorat francez mbi zonën bregdetare përreth brigjeve të lumit Nunez, kurse në vitin 1895 kjo zonë u quajt Guinea Franceze, duke u bërë pjesë e Afrikës Perëndimore Franceze. Ndërkaq, në vitin 1946 Guinea Franceze u bë një nga territoret franceze përtej deteve. Më pastaj, më 2 tetor 1958 Guinea arriti pavarësinë e plotë, kur populli, pas një referendumi popullor, refuzoi të mbetet në kuadër të popullit shtetit francez, dhe po atë vit letrari i njohur mysliman Ahmed Sekou Toure, u zgjodh kryetar i Republikës së Guineas[7].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË GUINE

Pas themelimit të shtetit të Murabitëve në veri të Afrikës, tregtarët dhe thirrësit myslimanë filluan orientimin e tyre drejt jugut, duke lëvizur nëpër Shkretëtirën Afrikane dhe brigjet perëndimore të kontinentit të Afrikës dhe përhapnin Fenë islame tek banorët idhujtarë të këtyre rajoneve. Fiseve berbere që përqafuan Islamin, meqë dhanë kontribut madhështor dhe sakrifikuan shumë për përhapjen e Islamit, u takon merita e madhe për përhapjen e Islamit në ato rajone dhe në vendet përreth tyre. Prandaj, edhe si rezultat i kontributit të tyre në këtë drejtim, Guinea u bë zonë islame[8]. Sipas vlerësimit të disa historianëve, Feja islame në Guinea u përhap përmes tri rrugëve:

1. Përmes luftëtarëve të Mbretërisë së Malit. Kjo Mbretëri përfshinte Malin dhe pjesë të shumta të Ganës, Nigerit, Bambias dhe Senegalit.
2. Përmes tregtarëve myslimanë, të cilët me mallrat e tyre udhëtonin nga veriu i kontinentit të Afrikës e deri në Jugun e saj.
3. Përmes thirrësve myslimanë nga banorët vendës të Mbretërisë Manding, të cilët ishin ndikuar nga mirësjellja e tregtarëve myslimanë, që vinin nga Veriu i Afrikës.[9]

## KLIMA

Klima e Guineas në përgjithësi është klimë tropikale, gjatë verës me reshje të mëdha shiu në brigjet dhe në pyjet e vendit. Por, nëse shikojmë zonat e Guineas, mund të thuhet se, në disa prej tyre klima është tropikale, e në disa të tjera është subtropikale. Temperaturat përgjatë bregdetit të vendit sillen në mes 23 e 29 gradë Celsius. Rajoni Fouta Djallon në vend konsiderohet më i ftohtë se bregdeti. Gjithashtu janë regjistruar dallime të mëdha të temperaturave në Guinean e Epër dhe në zona të larta, në krahasim me zonat bregdetare.

## GJENDJA EKONOMIKE

Guinea llogaritet nga vendet të zhvilluara më së paku në botë. Pavarësisht nga kjo, ky vend ka burime shumë të vlefshme natyrore, përmes të cilave mund të shndërrohet në një vend të pasur. Guinea posedon afërsisht një të tretën e rezervave botërore të boksitit, i cili është një mineral që përdoret në industrinë e aluminit. Për këtë arsye minerali i boksitit është nga degët kryeore të industrisë në Guine; eksportet kryesore të kontribuara kontraktuara nga boksiti dhe alumini kapin vlerën më shumë se 95% të eksporteve të Guineas. Importet kryesore përfshijnë materiale ndërtimi, ushqim, makineri, prodhime të naftës, pajisje të transportit dhe mallra të konsumit. Guinea importet më të mëdha i bën kryesisht nga Kina, Japonia, Rusia, Shtetet e Bashkuara dhe nga disa vende të tjera evropiane.

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f:75. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f: 52,53. Logos-a, 2009, Shkup. (2) www.moqatel.com(3) www.moqatel.com (4)www.moqatel.com.Amir B. Ahmeti; f: 53.(5) www.webometrics.info.(6) ar.wikipedia.org (7) - Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f:404. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. Amine Ebu Haxher, Mewsuatu-lMuduni-l- Islamij-jeti, f:364. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani.(8) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f: 321, Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Aman,Jordani,1994. (9) Muhamed ibn Nasir El Ubudi; Min Guinea Bisau ila Guinea Konakri, f: 203, 204. Mektebetu El Melik Fehd El Vetanije, 1995. Rijad, Arabia Saudite. (10) ar.wikipedia.org



Burim Bibaj & Ramush Bardiqi

# E drejta e vetëvendosjes, rasti i Kosovës

Në të vërtetë, rasti i ish-Jugosllavisë, duke përjashtuar Kosovën, përbën një rast klasik të ushtrimit të së drejtës së vetëvendosjes nga ana e popujve, përfshirë edhe të drejtën e shkëputjes nga një shtet i përbërë federal dhe të krijimit të shteteve të tyre duke respektuar parimet dhe rregullat e suksedimit të shteteve në të drejtën ndërkombëtare. E drejta e shkëputjes e Popullit të Kosovës, përveçse në të drejtën ndërkombëtare, ishte parashikuar edhe në Rezolutën e Përfaqësuesve të Popullit të Kosovës, Shqipërisë, Serbisë dhe të të tjerëve gjatë Konferencës së Themelimit të Këshillit Kombëtar të Çlirimit të Kosovës, mbajtur në Bujan, më 31 dhjetor 1943 e 2 janar 1944, ku ishte njohur e drejta e shkëputjes së Kosovës. Garant për këtë Rezolutë ishin Ushtria Çlirimtare Kombëtare e Jugosllavisë, Ushtria Çlirimtare Kombëtare e Shqipërisë dhe aleatët e mëdhenj si: Bashkimi Sovjetik, ShBA, Britania si dhe dokumentet e Atlantikut dhe të Teheranit. Në hartimin e Rezlolutës së Bujanit morën pjesë 49 delegatë nga të gjithë kombet e Jugosllavisë dhe Përfaqësuesit e Kosovës, dhe në atë rezolutë u theksua që Kosova do të hynte në luftën antifashiste, duke i njohur të drejtën e gëzimit të së drejtës së vetëvendosjes, si të gjithë popujve të Jugosllavisë, pas përfundimit të luftës. Për fat të keq, kështu nuk ndodhi. Kosova u aneksua me dhunë nën Serbinë. Gjithashtu, kjo e drejtë u njoh plotësisht edhe nga komuniteti ndërkombëtar në Rezolutën 1244 të OKB-së, e cila themeloi administratën e UNMIK-ut ose “Misionin e Përkohshëm të Kombeve të Bashkuara në Kosovë”, që në tekstin e saj përmban këto: “Populli i Kosovës do të pyetet për përcaktimin e statusit përfundimtar të Kosovës”. Indirekt, kjo Rezolutë njeh të drejtën e vetëvendosjes së Kosovës, nëpërmjet një referendumi, si mënyra e vetme që gjithkush mund të pyesë popujt.

## KOSOVA TASHMË PËRBËN DE FACTO NJË SHTET

Njihet botërisht që Populli i Kosovës i plotësonte të gjithë kushtet e vendosura nga e drejta ndërkombëtare dhe praktika e shteteve. Për më tepër, sipas opinioneve të Badinter Commission (Komisioni i Arbitrazhit

për ish-Jugosllavinë) dhe së drejtës ndërkombëtare, ekzistenca ose zhdukja e një shteti është një çështje fakti dhe efektet e njohjes nga shtetet e tjera janë thjesht deklaruese. Pra, në këtë kuptim, Kosova tashmë përbën de facto një shtet. Në periudhën 1912-1918, në Kosovë, e cila për shekuj ka qenë pjesë e Perandorisë Osmane, u pushtua me forcë nga Mbretëria e Serbisë, dhe pastaj u inkorporua në shtetin e ri jugosllav. Kosova iu nënshtrua menjëherë - në shkallë të madhe - kolonizimit. Kjo u pasua nga një periudhë e persekutimit - përfshirë edhe atë që tani do të quhet "spastrim etnik" - të qëndrueshëm edhe në 1920. Një periudhë dhune brutale pati edhe më vonë, në vitet 1950 e 1960, brenda Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë (RSFJ-së), orkestruar nga Ministri i saj i Brendshëm, Aleksandar Rankoviç. Kosova si pjesë integrale e (RSFJ-së) dhe pjesë integrale e Republikës së Serbisë, siç sanksionohej me kushtetutat e atëhershme, kishte një status të Krahinës Autonome, që konsiderohej si status më i avancuar sesa ai i një province me autonomi kulturore, e cila zakonisht karakterizohet nga një shkallë e ulët e së drejtës së arsimit fillor në gjuhën amtare, siç ishte deri në vitin 1974. Pas hyrjes në fuqi të Kushtetutës së vitit 1974, Kosova avancoi të drejtat e saj duke u bërë edhe pjesë integrale konstitutive e RSFJ-së, me të drejta të avancuara legjislative dhe ekzekutive brenda territorit të saj .

**PRISHJA E EKUILIBRAVE**

Në kontekst të së drejtës ndërkombëtare, kjo autonomi do të mund të konsiderohej si realizim i së drejtës së vetëvendosjes së brendshme të popullit të Kosovës, mirëpo, më vonë u pa se kjo u realizua vetëm në një konstelacion të atillë të forcave, ku Serbia nuk ishte shteti i vetëm që merrte vendime në Federatën Jugosllave. Aty ishin edhe 5 republika të tjera dhe 2 krahina autonome, kështu që vendimmarrja ishte racionalizuar dhe decentralizuar, rrjedhimisht edhe ndikimi i Serbisë në këtë kontekst ishte relativizuar. Menjëherë pas vdekjes së Josip Broz Titos, në vitin 1980, u shtuan zërat në Serbi për gjoja të drejta të tepërta që u ishin dhënë Shqiptarëve në Kosovë .

Nëntë vjet më vonë filloi shkatërrimi i RSFJ-së së atëhershme, pikërisht duke suprimuar, në mënyrë arbitrare dhe nën kërcënimin e tankeve, autonominë e Kosovës të vitit 1974. Kjo mund të merret si pikë kthyese në degradimin e vetëvendosjes së brendshme, deri atëherë pjesërisht të realizuar nga Shqiptarët. Pasi që RSFJ po dekompozohej, edhe ekuilibri i garantimit të të drejtave të Shqiptarëve, që ekzistonte deri në atë kohë, u prish.

Të gjitha këto që u përmendën më lart, nga ana e Serbisë justifikoheshin me të drejtën e ushtrimit dhe të ruajtjes së sovranitetit shtetëror mbi Kosovën, ose edhe për mbrojtjen e popullit serb në Kosovë, që në atë kohë përbënte jo më shumë se 10% të popullsisë së Kosovës. Rasti i Kosovës edhe sot e gjithë ditën konsiderohet një nga rastet më tipike të intervenimit ndërkombëtar humanitar dhe kur sovraniteti i shtetit është mposhtur kundrejt shkeljes eklatante të të drejtave të njeriut. Kosova nuk kishte pranuar të ishte thjesht një pjesë autonome e shtetit sovran të Serbisë. Kjo është përshkruar edhe në gjykimin e Milutinoviçit në Tribunalin e Hagës për ish-Jugosllavië. Kjo, gjithashtu, është përshkruar edhe në komentet me shkrim të Sllovenisë, të depozituara në Gjykatën Ndërkombëtare të Drejtësisë: "...se autonomia e Kosovës ishte hequr me forcë nga regjimi i Millosheviçit në vitin 1989, që ishte në kundërshtim me Kushtetutën e RSFJ-së". Pas suprimimit të autonomisë, Shqiptarët konsideruan se nuk kishte mbetur rrugë tjetër përveçse të kërkonin pavarësinë, e cila në kontekst të së drejtës ndërkombëtare do të përkufizohej si realizim i së drejtës për vetëvendosje të jashtme.

Shqiptarët filluan t'i bojkotonin institucionet shtetërore të Serbisë dhe filluan ndërtimin e institucioneve të tyre paralele. Pushteti dëboi nga puna 90% të punëtorëve shqiptarë dhe nisi një periudhë e shtypjes së rëndë dhe shkeljes sistematike të të drejtave të njeriut. Në shënjestër ishin shtresat intelektuale, nxënësit, punëtorët dhe bizneset si dhe çfarëdo shtrese tjetër, që do të mund të shihej si rezistencë ndaj pushtetit të dhunshëm. Në anën tjetër, Shqiptarët u përcaktuan për politikë paqësore dhe për zgjidhjen e çështjes përmes dialogut. Për afro tetë vjet me radhë, shteti serb injoroi lëvizjen paqësore dhe me çdo mjet tentoi ta diskreditonte dhe t'i bënte të pamundur funksionimin. Kishte raste të shumta torturash, gjykimesh të improvizuara, vrasjesh dhe zhdukjesh të intelektualëve dhe veprimtarëve, helmimesh të fëmijëve etj.. Kjo gjendje zgjati deri në vitet 1997-98, kur popullsia filloi t'i rezistonte dhunës dhe segregacionit edhe me armë. Atëherë pushteti serb filloi një fushatë të gjerë spastrimi etnik dhe djegie sistematike të vendbanimeve, me pretendimin se po luftonte forcat guerile. Si rezultat i një gjendjeje të katastrofës humanitare dhe të shkeljes së të drejtave të njeriut në atë masë, çfarë nuk ishte parë më përpara, Bashkësia Ndërkombëtare vendosi të intervenonte ushtarakisht, në mënyrë që të ndalonte spastrimin etnik të Shqiptarëve.

**DEPORTIMI I NJË MILIONË SHQIPTARËVE**

Me fillimin e fushatës ajrore të Aleancës Veriatlantike (NATO) ndaj Serbisë, forcat e armatosura serbe ashpërsuan fushatën e tyre të masakrave dhe dëbimit me dhunë të Shqiptarëve, kur për më pak se tre muaj, nga vatrat e tyre u dëbuan afro 1.000.000 njerëz . Pasi fushata e NATO-s rezultoi si e suksesshme dhe pushteti

serb u dorëzua para kërkesave të saj për tërheqje të plotë nga Kosova, në Kosovë u vendos protektorati ndërkombëtar i përkohshëm deri në përcaktimin e statusit përfundimtar të saj. Ky protektorat ndërkombëtar zgjati deri në vitin 2008, kur Kosova shpalli Pavarësinë e saj, kurse OKB-ja vendosi të zvogëlonte misionin e saj civil deri në 90%.

Qeveria e Kosovës, e cila ka treguar që ka vullnetin dhe kapacitetet e duhura për të mirëqeverisur vendin, për të garantuar standarde të larta demokratike, për të garantuar të drejtat e pakicave serbe e të tjera, që jetojnë në Kosovë, dhe, për më tepër, për të qenë një partner i barabartë në komunitetin ndërkombëtar, që prodhon stabilitet dhe zhvillim jo vetëm në Kosovë, po edhe në rajon e më gjerë. Ky përshkrim në vija shumë të trasha i rrugëtimit të Kosovës nëpër një proces të gjatë dhe të mundimshëm drejt pavarësisë së saj, u bë me qëllim që të vihet në përfundimet në vijim:

Sovraniteti i shtetit jugosllav dhe atij serb, ishte de jure i vendosur dhe de fakto i ushtruar në territorin e Kosovës pas Luftë së Dytë Botërore. Ky sovranitet, edhe pse jo i pranuar me vullnet nga populli i Kosovës, deri diku ka gjetur zbatim dhe ka ofruar një realizim të së drejtës për vetëvendosje të brendshme.

Garant i funksionimit të kësaj vetëvendosjeje ishte raporti i forcave politike në Federatën Jugosllave, e cila në njëfarë mënyre kishte emancipuar të drejtat e Shqiptarëve në atë nivel, sa nuk mund të mohoheshin dhe të shkeleshin nga Serbia.

Aspiratat e shprehura të Serbisë në fund të viteve ‘80 për të riformuluar këto raporte, dhe marrja me dhunë e autonomisë së Shqiptarëve, vuri në pah jo-stabilitetin funksional të asaj federate dhe njëherësh humbi garantin kryesor të këtyre të drejtave. Pesë nga gjashtë republikat shpallën pavarësinë e tyre me pretekstin se ky shtet nuk mund t'u garantonte më mirëqenie.

## SERBIA SHKELË ÇDO KONVENTË NDËRKOMBËTARE

Ndodhën tri luftëra të përgjakshme, në të cilat agresori kryesor u shpall Serbia. Gjatë tërë kësaj kohe Serbia ka shkelur në mënyrë sistematike të drejtat e njeriut në Kosovë dhe ka ushtruar dhunë e terror sistematik, me qëllimin e vetëm që t'i inkurajonte sa më shumë Shqiptarët që të lëshonin Kosovën. Udhëheqja e Kosovës kërkonte me ngulm zgjidhje paqësore dhe përmes dialogut, të cilin Serbia nuk e pranoi asnjëherë dhe e nëpërkëmbi. Pas shfaqjes së rezistencës së armatosur, pushteti në mënyrë të organizuar filloi zhdukjen e familjeve të tëra, djegiet dhe shkatërrimin e pasurisë së Shqiptarëve. Pas fillimit të konfliktit të armatosur, Bashkësia Ndërkombëtare shfrytëzoi të gjitha mjetet diplomatike me qëllim të gjetjes së një zgjidhjeje, mirëpo erdhën në përfundim se Serbia nuk dëshironte një zgjidhje të tillë. U nxorën një sërë rezolutash të Këshillit të Sigurimit të OKB-së, të cilat paralajmëronin Bashkësinë Ndërkombëtare se konflikti po kërcënonte sigurinë dhe paqen globale dhe i tërhiqnin vërejtjen Serbisë se duhej të ndërmerrte hapa të shpejtë për të gjetur një zgjidhje, përndryshe do të mbante përgjegjësinë për gjendjen e krijuar. Shumica absolute e këtyre rezolutave dhe konventave ndërkombëtare, të cilat i kishte ratifikuar vetë, u shkelën nga Serbia.

## KONKLUZION

Nga kjo që u tha, do të cekim disa argumente themelore pse Kosovës i takonte e drejta e vetëvendosjes:

1. Argumenti i pushtimit me forcë: Kosova dhe viset e tjera të banuara me Shqiptarë, ishin pushtuar ushtarakisht nga Serbia në vitin 1912. Ky pushtim i Kosovës do të rikonfirmohej – përveç pas Luftës së Parë Botërore, me Paqen e Versajës të vitit 1919 – edhe pas Luftës së Dytë Botërore, duke u shkelur kështu vullneti i popullit, i shprehur në ndërrimin e viteve 1943-1944 në Bujan.
2. Argumenti i represionit shtetëror ndaj tërë një populli: Që prej kohës së Milosh Obrenoviçit ndaj Shqiptarëve është kryer gjenocid i karakterizuar nga vrasje, dëbime dhe asimilime, për të cilat ka fakte dhe dëshmi pa fund.
3. Argumenti i vullnetit të popullit: Asnjëherë nuk ishte i diskutueshëm vullneti i popullit për t'u shkëputur nga shteti serbo-jugosllav, po as u respektua ndonjëherë. Ky vullnet u mohua vazhdimisht nga sisteme politike të padrejta dhe u shkel nga regjime jodemokratike.
4. Kosova ishte një element konstituiv i ish-Federatës Jugosllave. Me shpërberjen e Jugosllavisë, shtrohej kërkesa e shqiptarëve të Kosovës për vetëvendosje.
5. Kosova kishte de fakto status të barabartë me gjashtë ish-repulikat e tjera.
6. Kosova kishte të gjitha elementet shtetërore: parlamentin, presidencën, qeverinë, bankën kombëtare, gjykata të të gjitha niveleve, përfshirë edhe Gjykatën Kushtetuese e të tjera.
7. Kombi shqiptar ishte plotësisht i ndryshëm nga kombet e tjera të Jugosllavisë. Kishte kulturë të ndryshme, traditë, gjuhë, fe, etj..

(1) E drejta e vetëvendosjes së Kosovës u fitua me luftë. Bujku 30.12.1997. (2) Gazeta shqipetare/autori Jordan Daci. (3 Jordan Daci, "Të Drejtat e Njeriut" Tiranë 2006,f.q, 240. (4)Written Contribution, paras. 3.03-3.07; Further Written Contribution, paras. 3.08-3.11, para. 3.13. (5) Slovenia, Written Comments, paras. 9-110. Written Contribution, paras. 3.29-37; Further Written Contribution, paras. 3.34-3.50. (6) Kurt Beurmann: "Human Rights in Kosovo", Human Rights Review (2008), Springer Science and Business Media; pg. 3 and 6. http://www.hrw.org 7 Kurt Beurmann: "Human Rights in Kosovo", Human Rights Review (2008), Springer Science and Business Media. 8 Ibid 14 (9) Kosova sipas Kushtetutës së FY-së deri në 1978 ka pasur të gjitha karakteristikat e republikës, duke filluar nga Presidenca Federale, etj. (10) Marrë nga Rezoluta 1244 e Këshillit të Sigurimit të OKB-së




Mr. Qemajl Morina

# Shamia dhe (pa)përgjegjësia e institucioneve kosovare

Gjatë këtij viti në Kosovë u organizuan dy protesta kundër ndalimit të mbajtjes së shamive për vajzat myslimane në shkollat publike. Protesta e parë ishte organizuar më 18 qershor, që ishte tejet masovike, kurse e dyta më 8 tetor 2010, ku pjesëmarrja ishte më e vogël. Kjo tregon për hidhërimin e madh që po mbretëron në shoqërinë kosovare nga veprimet e institucioneve kosovare për një akt krejtësisht normal në shoqëritë demokratike. Edhepse protestat në fjalë nuk u shikuan mirë nga përfaqësuesit e institucioneve të Kosovës, serioziteti i kësaj çështje u prit mirë nga shoqëria civile si dhe nga një numër i konsideruar i analistëve, të cilët bënë apel për një trajtim të duhur të kësaj dukurie të re në shoqërinë

tonë. Kështu, Armand Shkullaku, në editorialin e tij në të përditshmen "Zëri" të Prishtinës më 25.06.2010, shkruan:"Një udhëzim administrativ i Ministrisë së Arsimit mbi ndalimin e mbajtjes së uniformës fetare në shkollat e mesme e të larta, ka shkaktuar jo pak tension në shoqërinë kosovare. Ky tension, më shumë se sa produkt i një konflikti shtet-religjion, apo i një konflikti brenda shoqërisë kosovare, ka ardhur si pasojë e nxitimit dhe e papjekurisë së autoriteteve për të lëshuar udhëzimin në fjalë. Ndalimi i përdorimit të simboleve fetare në shkolla është një vendim tepër i ndjeshëm që nuk mund t'i vihet kapak me një fjali në Nenin 4 të Kodit të Mirësjelljes: "Ndalohet bartja e uniformës fetare". Një vendim i këtillë i shpallur në mënyrë, udhëzimi qeveritar nga ana e Ministrisë së Arsimit të Kosovës, pa një analizë paraprake, me ekspertë të fushave të ndryshme, si teologë, sociologë, psikologë etj., e ka kapur të papërgatitur shoqërinë kosovare, dhe për pasojë, edhe reagimet - si protesta agresive e besimtarëve myslimanë ditë më parë - mund të jenë të papritura dhe të paparashikuara, pohon analisti i sipërpërmendur.

### DISKRIMINIMI FETAR NUK DUHET TË PRAKTIKOHET NË DITËT E SOTME

Shumë vende evropiane me demokraci të konsoliduar dhe ekonomi të fuqishme, vazhdon Shkullaku në editorialin e tij, i kanë paraprirë iniciativave të tilla delikate që prekin direkt në besimin e një pjese të popullsisë, me debate publike, fushata sensibilizuese, angazhim të juristëve e shoqërisë civile, dhe vetëm pas gjithë këtyre etapave kanë vendosur (jo me udhëzim, por me ligj në Parlament) ndalimin e përdorimit të simboleve fetare në shkolla. Në Kosovë nuk pati asnjë debat, dhe si rezultat, një vendim kaq i rëndësishëm rrezikon të keqkuptohet, të politizohet, të shfrytëzohet nga ekstremistët dhe t'i lërë në errësirë arsyet për të cilat, në një shtet laik, simbolet fetare duhen lënë tek dera e shkollës, siç është vepruar deri më tani në Turqi..Sa për ilustrim, po përmendim rastin kur Franca, në vitin 2004 mori vendimin për ndalimin simboleve fetare në shkollat publike, presidenti aktual i Francës, Nikole Sarkozi, i cili në atë kohë ishte në postin e ministrit të Punëve të Brendshme. Ai për një vendim të këtillë kishte udhëtuar në Egjipt, për të marrë mendimin e ish- shejhit të El-Az-harit, Sejid Muhamed Tantavi, autoritetit më të lartë sunit në botën islame, i cili nxori fetfanë, ku u lejohej myslimaneve të Francës heqja e shamisë në shkollat publike, për arsye se ato jetonin në një shtet jo mysliman.Por, kur kemi të bëjmë me Kosovën çështja duhet të trajtohet krejtësisht ndryshe. Kosova historikisht dhe tradicionalisht trajtohet si një vend me shumicë myslimane, andaj nëse diskriminimi fetar është praktikuar në kohën e ish-sistemit komunist, kjo nuk duhet të praktikohet në ditët e sotme. Për ndryshe një trajtim i tillë do të konsiderohej penalizim vetëm i besimtarëve myslimanë, të cilët përbëjnë shumicën dërrmuese të popullatës. Andaj, në vend të debatit për rëndësinë e laicizmit në shkolla do të eskalonte në debatin e distancimit nga islami, i cili mund të shkaktonte përçarje të mëdha në shoqërinë tonë kosovare në fazën e ndërtimit të pavarësisë së shtetit.

Vlerat tona fetare, pa përjashtim, duhet të kenë trajtim të barabartë. Çdo devijim nga një trajtim i tillë mund të krijojë ndasi, në veçanti nëse aktet e këtilla bëhen nga institucionet të cilat kanë obligim zbatimin e rregullit dhe ligjit.

### KOSOVA, HISTORIKISHT DHE TRADICIONALISHT ËSHTË KONSIDERUAR DHE TRAJTUAR MYSLIMANE

Për fat të keq një politikë e tillë fetare diskriminuese nga institucionet e Kosovës ka kohë që po udhëhiqet në Kosovë, qoftë me ndërtimin e objekteve fetare, në mos zbatimin e inkorporimit të edukatës fetare në shkolla islame si dhe kohëve të fundit në ndalimin e shamisë në shkollat publike të Kosovës.Nga përfaqësuesit e institucioneve pati edhe kërkesa për ndalimin e vet protestës. Me këtë rast vlen të theksohet se reagimi publik e paqësor i qytetarëve tanë në Kosovë në mbrojtje të shamisë ishte tërësisht demokratik dhe në zbatim të Kap. II "Të drejtat dhe Liritë Themelore" të Kushtetutës së Republikës së Kosovës, që në nenin 24 (Barazia para Ligjit) , në paragrafin 2. sanksionon: "Askush nuk mund të diskriminohet në bazë ....të fesë ...". Në kontekstin kosovar, kjo çështje duhet analizuar në disa aspekte: Udhëzimi administrativ i Ministrisë së Arsimit mbi ndalimin e mbajtjes së "uniformës fetare" në shkollat e mesme e të larta ka shkaktuar jo pak tension në shoqërinë kosovare. Ky udhëzim administrativ ka për qëllim të diskriminojë vetëm besimtarët myslimanë, për çka mund të shfrytëzohet nga ekstremistët për qëllimet e tyre. Sekularizmi nuk është ateizëm dhe një shtet sekular nuk është shtet ateist. Nëse çështja e së drejtës për të mbajtur apo mos mbajtur shami në shkolla publike është e diskutueshme. Jo më pak i diskutueshëm është edhe vendimi i qeverisë për të ndaluar mbajtjen e shamisë në shkollat publike. Kosova, ndryshe nga vendet tjera evropiane, historikisht dhe tradicionalisht është konsideruar dhe trajtuar myslimane.

Të nxirren mësime nga shtetet fqinje, që të mos përsëriten gabimet e tyre. Turqia duhet të jetë shembulli më i mirë. Institucionet e Kosovës kanë për obligim t'i trajtojnë besimtarët e vet me dinjitet. Nesër mund të jetë vonë nëse këta të fundit e humbin besimin tek përfaqësuesit e institucioneve.



Louay M. Safi[1]

# Islami dhe shteti shekullar

## EKSPLIKIMI I UNIVERSALES NË NORMAT BAZORE POLITIKE ISLAME

Shteti shekullar është shfaqur në epokën moderne si përgjigje ndaj konflikteve fetare që kishin marrë hov në Evropë për më shumë se një shekull dhe që jetën shoqërore e patën nxjerrë në rrugën e vetëshkatërrimit. Lufta njëqindvjeçare ishte kërcënim serioz për Evropën e atëhershme moderne në lindje, duke nënvizuar që shteti dhe kisha të mbaheshin në distancë të përshtatshme. Dhe, derisa shteti shekullar ishte disenjuar në mënyrë që të pengonte kontrollin e religjionit të organizuar mbi institucionet publike, ai nuk kishte për synim domosdoshmërisht dobësimin e religjiozitetit, ose tëhuajësimin e bashkësive fetare. Përkundrazi, konsiderohej se ajo ishte mbrojtja më e mirë e shoqërisë multireligjioze nga imponimi i vlerave dhe botëkuptimeve fetare të një bashkësie tek një tjetër. Shumë myslimanë, ndërkaq, shtetin shekullar e shohin si instrument për dobësimin e trashëgimisë fetare dhe mohimin e relevancës së mësimeve morale për jetën publike. Dhe, për sa kohë që një perceptim

të tillë e ka të vërtetë, ajo domosdoshmërisht nuk e pasqyron natyrën e përgjithshme të shekullarizmit perëndimor. Kjo është e dukshme, perceptimet myslimane të shekullarizmit nuk formohen nëpërmjet formimit të të kuptuarit zanafillor të cakut dhe kushteve historike të shekullarizmit perëndimor, por janë nën ndikimin e përvojës myslimane të dogmatizmit shekullar dhe të jotolerancës shekullare të shtetit në shoqëritë bashkëkohore myslimane, sidomos në Turqi dhe në shumë vende arabe e aziatike qendrore. Duke reaguar ndaj dogmatizmit shekullar, grupet populliste islame propozojnë konceptin e shtetit, i cili, edhe pse i ndryshëm në thelb, ka po atë cak dhe formë sikur edhe shteti shekullar të cilit i kundërvihen ata. Sikur edhe shekullaristët myslimanë, populliste myslimanë shtetin e shohin si instrument në duar të strukturave sunduese, për imponimin e botëkuptimit specifik për pjesën e mbetur të botës. Ata insistojnë, pra, që shteti islam ka për detyrë t'i imponojë tërë shoqërisë ligjin islam. Ky punim pohon se pozicioni i lëvizjeve bashkëkohore populliste myslimane, është në kundërshtimi të drejtpërdrejtë jo vetëm me vlerat dhe mendjet islame, por edhe me praktikën politike të zhvilluar në shoqëritë historike myslimane. Punimi gjithashtu verifikon vëllimin në të cilin bindjet fetare dhe vlerat kanë qenë të lidhura me strukturën politike dhe me politikën publike të shoqërisë historike myslimane. Punimi pohon se rendi politik që u shfaq në gjirin islam, nuk është parë kurrë ekskluzivisht si mysliman, po është konstruktuar në bazë të parimeve universale që kapërcejnë ndarjet sektare. Punimi përfundon duke theksuar nevojën për konceptualizimin e freskët, të bazuar në mënyrë islame të veprimit dhe organizimit politik, në mënyrën e cila do t'i ndihmojë rikonstruktimit të bërthamës morale të jetës shoqërore, e cila ka përjetuar erozion nga hovi i shekullarizimit perëndimor, pa sakrifikimin e parimeve të rëndësishme të lirisë dhe barazisë.

**RRËNJËT E SHEKULLARIZMIT**

Shekullarizmi shënon qëndrimet dhe praktikën komplekse dhe shumaspektëshe, të cilat nuk është e mundur të përfshihen lehtë me një përshkrim të shkurtër a përkufizim të thjeshtë. Dhe, ndonëse ka mundësi të gjenden ngjashmëri të caktuara ndërmjet qëndrimeve dhe praktikave moderne shekullariste dhe qëndrimeve e praktikave që kanë ekzistuar në shoqëritë paramoderne, është e drejtë të thuhet se shekullarizmi çfarë e njohim sot, esencialisht është fenomen modern, i cili është shfaqur në Perëndimin modern, po që më pastaj ka lëshuar rrënjë në shoqëri të ndryshme. Në thelb, shekullarizmi shënon grumbulllimin e ideve dhe vlerave, caku i të cilave është që të sigurojnë që shteti të mos inkuadrohet as në promovimin e bindjeve dhe vlerave të caktuara fetare dhe as që të përdorë forcën dhe institucionin për përndjekjen e religjionit. Që t'i pengojnë nëpunësit shtetërorë ta përdorin fuqinë e tyre politike me qëllim imponimi të grumbullit të ngushtë të vlerave dhe mendimeve fetare ndaj shoqërisë së ngushtë, dhe t'i parapengojnë mundësinë e përdorimit të simboleve fetare për nxitjen e një bashkësie fetare kundër tjetrës, - intelektualët perëndimorë kanë filluar projektin synimi i të cilit ka qenë ndarja e pushtetit politik nga përkatësia fetare. Për ta bërë këtë, shkencëtarët e iluminizmit miratuan grumbullin e koncepteve dhe parimeve që kishin shfrytëzuar si bazë për rikonstruktimin e vetëdijes moderne evropiane. Ideologjia e re politike që promovuan aktivistët dhe mendimtarët iluministë, theksonte konceptet si barazia, liria e ndërgjegjes dhe bindjes dhe sundimi i ligjit, të gjitha këto të përfaqësuara nga ana e reformacionit fetar, që kishte rrënuar regjimin e vjetër të Evropës. Moraliteti politiko-shoqëror, të cilin e përfaqësonin pionierët e shtetit shekullar në Evropë, qe nxjerrë nga tradita fetare që patën lënë reformatorët fetarë të shekullit XV në Evropë, duke e mbrojtur më pastaj iluministët me terma racionalë dhe me logjikën e së mirës së përgjithshme. Përfaqësuesit e hershëm të ndarjes së shtetit nga kisha, si Dekarti, Hobsi, Lloku dhe Rusoi, nuk kishin për synim të minonin religjionin apo kishën në të shenjtë, por idetë e tyre reformiste i kishin vënë mbi idenë e Zotit dhe religjionit civil. Dekarti, për shembull, pohonte se "siguria dhe vërtetësia e tërë dijes varet vetëm nga vetëdija ime për Zotin e mirëfilltë deri në atë masë, sa nuk kam mundur të kem dije të përkryer për çkado tjetër derisa nuk jam bërë i vetëdijshëm për Atë."[2] Po ashtu edhe Ruso, i cili ishte kritik ndaj mënyrës tradicionale të mësimit dhe praktikimit të religjionit, pranonte nevojën, po dhe domosdoshmërinë, e përkushtimit fetar dhe të fesë për shtetin modern, që të mund të funksiononte në mënyrë të rregullt. Për këtë ai kishte identifikuar disa "dogma" dhe kishte përkrahur inkuadrimin e tyre në "religjionin civil". Ai pati thënë: "Ekzistimi i hyjnisë së gjithmundshme, inteligjente, të mëshirshme, bota e përtejme, lumturia e të drejtëve, ndëshkimi për mëkatarët, shenjtëria e kontratës shoqërore dhe ligjit – këto janë dogma pozitive. Për sa u përket dogmave negative, do t'i reduktoja në një – nuk ka vend për jotolerancën."[3] Madje edhe Kanti, i cili idenë e së vërtetës e reduktoi në përvojë empirike dhe moralitetin u përpoq ta vendoste mbi baza racionale, insistonte që "pa një Zot dhe pa botën që nuk e shohim tash, por për të cilën shpresojmë, idetë e mëdha të moralit janë vërtet objekt i miratimit dhe admirimit, por jo edhe i burimit të kuptimit dhe veprimit."[4] Mirëpo, duke mohuar mundësinë e së vërtetës transhendente, dhe si rezultat i sulmit të pakursyeshëm mbi autoritetin e Shpalljes si burim i dijes etike dhe ontologjike, shkencëtarët shekullarë kanë arritur të margjinalizojnë fenë dhe të minojnë moralitetin.



**FEJA MBI ÇDO FILOZOFI**

Tentimet që moraliteti të bazohet mbi dobishmëri dhe mbi llogarinë e çmimit dhe dobisë, e jo mbi të vërtetën, i treguan të kota dhe të kundërta me intuitën, dhe shkaktuan egoizëm e relativizëm moral. Kishte, gjithsesi, intelektualë, sidomos nga intelektualët francezë, të cilët kishin më pak simpati për religjionin, por ata nuk paraqitnin ndjenjat mbizotëruese të shumicës së madhe në Evropë. Revolucioni Frëng manifestoi sentiment të qartë antireligjioz, por ai nuk ishte i orientuar, siç e pati vërejtur këtë më vonë Niçe, kundër religjionit per se, por kundër religjionit të organizuar të paraqitur para së gjithash në Kishën Katolike. "Filozofia moderne, si skepticizëm epistemologjik", ka pohuar Niçe, "është publikisht dhe fshehtësisht antikristiane – edhe pse, kjo duhet thënë për arsye të veshëve të rafinuar, në asnjë rast nuk është antireligjioze".[5] Sentimenti thelbësor shekullarist, pra, është i rrënjosur në reformizmin fetar, më saktë, ai është i rrënjosur në revoltën protestante kundër hierarkisë religjioze dhe religjionit të centralizuar. Shekullarizmi në mënyrë origjinale nuk është menduar si mënyrë që të ndahet religjioni prej shoqërisë ose vetëdija religjioze nga aksioni politik, po vetëm të izolohet shteti nga struktura kishtare dhe të ndahen pushteti religjioz dhe ai politik. Mirëpo, toni filloi të ndryshonte një shekull më vonë ndër intelektualët progresivë evropianë, të cilët religjionin e panë si forcë negative, largimi i së cilës, besonin ata, do të ishte me rëndësi thelbësore për emancipimin dhe progresin e mëtejmë. Karl Marksi, edhe pse qe pajtuar se shteti shekullar e kishte neutralizuar me sukses religjionin dhe e kishte dëbuar nga sfera publike, edhe më tutje shihte një rrezik të madh në jetën religjioze. Kjo për arsye se, pohonte Marksi, shekullarizmi religjionin e solli në çështje private vetëm kur është fjala për shtetin. Mirëpo, privatizimi i religjionit atij i dha ndikim më të madh në organizimin e shoqërisë civile. Madje edhe në ShBA, ku religjioni është zbutur dhe individualizuar në masën më të madhe, ai vazhdon ta ndajë shoqërinë në bashkësi të ndryshme religjioze duke mundësuar kështu formimin e solidaritetit të brendshëm me ndikim të qartë në jetën ekonomike. Religjioni, mendonte më tej Marksi, është instrument në duar të klasave të privilegjuara për arsyetimin e mjerimit shoqëror dhe pabarazisë ekonomike. Në veprën Çështja hebraike Marksi, për nevojën e emancipimit të njerëzisë nga religjioni, ka thënë si vijon: "Dekompozimi i njeriut në hebraik dhe qytetar, protestant dhe qytetar, i njeriut religjioz dhe qytetar nuk është as mashtrim kundër qytetarisë, por as lojë (mashtrim) i emancipimit politik, ky është emancipim politik per se, metodë politike i emancipimit të njeriut nga religjioni. Gjithsesi, në periudhat kur shteti politik si i tillë, lindi dhunshëm nga shoqëria civile, kur çlirimi politik është forma në të cilën njerëzit përpiqen të arrijnë çlirimin e vet, shteti mundet dhe duhet të shkojë medoemos edhe në abrogimin e religjionit, në destruksionin e religjionit. Por këtë mund ta bëjë vetëm në të njëjtën mënyrë, si abrogoi pronën private deri në maksimum, deri te konfiskimi, deri te tatimimi progresiv, që mund ta inkuadrojë madje edhe destruksionin e jetës, gijotinën. Niçe, sikur edhe Marksi, religjionin e gjykoi si forcë negative shoqërore, përgjegjëse për ruajtjen e të butëve, të njomëve dhe të dobtëve, me se e dobëson racën njerëzore. Duke lavdëruar varfërinë dhe duke falënderuar zmbrapsjen e instinktit natyror, insiston Niçe, religjioni kontribuon për shtyrjen e përkryerjes së llojit njerëzor. "Duke i marrë në gjirin e tij ata që vuajnë, duke u dhënë përkrahje të pashpresëve, të shtypurve dhe të varurve" - kristianizmi, pohon ai, "ka ruajtur shumë nga ata që është dashur të zhduken".[6] Në dallim nga Marksi, i cili religjionin e konsideroi pengesë në rrugën e arritjes së barazisë universale, refuzimi i Niçes i religjionit në mënyrë gjenerale, dhe i kristianizmit të reformuar, qe veçanërisht antidemokratik, drejtuar kundër frymës egalitare që kultivon, dhe kësodore, kundër mossuksesit të tij që të promovojë shoqërinë e hierarkizuar, për të cilën ka besuar se është edhe inherente për njerëzinë dhe e lëvdueshme për jetën shoqërore.[7] (vijon)

Burimi i përkthimit: www.bosanskialim.com N. Ibrahimi

(1)Center for the Study of Islam and Democracy, Konferenca e dytë vjetore "Islam, Democracy and the Secularist State in the Post-Modern Era", 7 prill 2001, Georgetoën University Conference Center, Washington, f. 61-71.(2)Rene Decartes, Meditations on First Philosophy, trans. John Cottingham (Cambridge University Press, 1986), f. 49.(3)Jean-Jacque Rousseau, The Social Contract, trans. Maurice Cranston (London: Penguine Books, 1968), f. 186.(4) Immanuel Kant, Critique of Pure Reason, trans. Norman Kemp Smith, Neë York: Macmillan, 1929, f. 640. (5)Friedrich Nietzsche, Beyond Good and Evil (New York, NY: Vintage Books, 1966), f. 66. (6) Ibid., f. 74-75. (7)Ibid., f. 45.



Driton Arifi

# Shpirti i kolektivitetit në adhurimet islame

## Individualizmi dhe kolektivizmi në frymën islame

Nëse Çiltërimi i shpirtit dhe dëlirësia e tij janë prej synimeve të përgjithshme të Islamit, kjo nuk nënkupton doemos që misioni i kësaj feje madhështore përkufizohet vetëm brenda kësaj kornize të ngushtë të këtij qëllimi. Islami vërtet e dëshiron njeriun shpirtkulluar dhe që ka prirje vetëm nga e mbara, prandaj, për të realizuar këtë qëllim, ai ligjësoi edhe një mori adhurimesh të llojllojshme. Madje edhe shpëtimin e njeriut si krijesa që i dhuroi mendje e logjikë dhe Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik e ndërlidhi me atë se a është ai shiprtçiltër apo s'është; Ai na drejtohet dhe na thotë: "Pasha njeriun dhe Atë që e krijoi atë! Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij. Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten". (Esh-Shems, 7-10). Transmetojnë Ibn Abasi dhe Ebu Hurejre r.a., se e kanë dëgjuar Muhamedin a.s. që, kur i lexonte këto ajete, i drejtohej Zotit me këtë lutje:" O Zot, m'i dhuro shpirtit tim devotshmëri, ma çiltërso atë, sepse vërtet Ti je Ai Që më së miri e çiltërson atë, Ti je Përkujdesësi dhe Mbikëqyrësi i tij- madje këtë e bënte edhe në namaz"[1]. Ibn Kethiri, kur komenton këtë ajet, thekson po ashtu se ky ajet ka mundësi të përmbajë dy kuptime, njëri që thekson se ka shpëtuar ai që e ka pastruar shpirtin e vet, dhe tjetri që thekson se ka shpëtuar ai të cilit Zoti ia ka çiltërsuar shpirtin e tij[2]. Madje në disa ajete të tjera vihet në pah se Çiltërimi i shpirtit kurrsesi nuk mund të realizohet pa dëshirën dhe vullnetin e Atij Që e krijoi atë. Allahu në Kur'an thotë: " ….e sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush prej jush nuk do të pastrohej kurrë (prej mëkateve), por Allahu e pastron atë që do Ai. Allahu dëgjon e di", (Nur, 21).

### EKUILIBRIMI IDEAL NË MES INDIVIDUALES (SHPIRTËRORES) DHE KOLEKTIVES

Të gjitha këto koncepte që u vunë në pah me lart, tregojnë në një mënyrë ose tjetër se Allahu nga njerëzit dëshiron që ata t'i çiltërsojnë shpirtrat e tyre, madje është Vullneti i Atij që shpirtrat e besimtarëve të jenë të tillë. Por, nëse e vështrojmë nxitimthi dhe pa përsiatje të thellë, këtë aspekt, mund të mendojmë se ai ka të bëjë më një individualizëm, dhe me një punë tejet personale për individin. Megjithatë, nëse ndalemi dhe i bëjmë një analizë pak më gjithëpërfshirëse frymës së përgjithshme të parimeve dhe koncepteve islame, do të konstatojmë se ky nuk është diçka tjetër përveçse një dualizëm i shkëlqyer në mes individualizmit dhe kolektivizmit. Është një përzierje dhe plotësim i ndërsjellë që e bënë Islamin të jetë i veçantë dhe shumë specifik, krahasuar me çfarëdo feje dhe ideologjie

tjetër. Ç'është interesante, madje edhe ibadetet-adhurimet që dikush ka mundësi t'i imagjinojë thjesht çështje individuale, Allahu i Lartësuar na ka porositur që ato të kryhen në kolektivitet-xhemat. Shembull tipik për këtë është namazi, që në thelb është një lidhje e drejtpërdrejtë në mes krijesës dhe Krijuesit, - është një pastrim i shpirtit nga njollat e mëkateve, si të thuash, është një vepër tepër individuale. Megjithatë, ai e ka vlerën dhe shpërblimin shumë më të madh vetëm nëse kryhet në kolektivitet, vetëm nëse ai reflekton shkëndijat e veta në shoqërinë islame mbarë. Namazi nuk ka mundësi të mishërohet me shoqërinë islame në përgjithësi, nëse nuk kryhet në vende publike-xhami, vende ku pjesëmarrja është tejet masive. Prandaj s'është çudi fakti se urdhrat për kryerjen e këtyre obligime fetare, shumica absolute e tyre, kanë ardhur në formën e urdhëresave në shumës, dhe jo në njëjës. Allahu në Kuran na drejtohet duke na thënë: "Kryeni faljen (namazin) dhe jepeni zeqatin, e çfarëdo të mire që përgatitni për veten tuaj, atë e gjeni tek Allahu. S'ka dyshim se Allahu përcjell çdo veprim tuajin". (El-Bekare, 110). Porositet kryerja e namazit, dhënia e zeqatit, por gjithsesi duke u vënë në pah aspekti i kolektivitetit nëpërmes urdhrave që kanë ardhur në shumës (kryeni faljen-namazin, e jo kryeje faljen, jepeni zeqatin , e jo jepe zeqatin) me të cilat Allahu u drejtohet myslimanëve mbarë si shoqëri e kolektivitet, edhe pse këto obligime, pikësëpari, kanë të bëjnë me secilin në mënyrë individuale. Sot jemi dëshmitarë të një fakti që shumë prej obligimeve fetare nuk kryhen nga myslimanët, jo për shkak të mosvullnetit individual të shumicës prej tyre, por për shkak të pamundësisë që obligimet e tilla të kryhen ndryshe, përveçse në kolektivitet, i cili të jetë i organizuar mirëfilli. Shembuj më konkretë ndoshta janë shumë prej myslimanëve që jetojnë në varfëri të skajshme, e atyre jo vetëm pse s'ka kush t'ua zgjatë dorën e ndihmës, por sepse për hallin e tyre nuk përkujdesen të tjerët në mënyrë kolektive e të organizuar. Sadakaja-lëmosha dhe zeqati patjetër që çiltërsojnë shpirtin, esencialisht janë individuale, porse brenda tyre ngërthehet shpirti i Islamit kolektiv, sepse dobia e tyre tejkalon individin, arrin tek shoqëria. Ndërkaq, shumë nga dispozitat e legjislacionit islam, e në veçanti ato të kodit penal, e dimë që janë neutralizuar dhe fare nuk aplikohen për shkak se ato duhet t'i kryejnë myslimanët në mënyrë kolektive dhe të organizuar nën ombrellën e organeve të shtetit, e kurrsesi në formë individuale.

### MUHAMEDI A.S. ISHTE INDIVID, POR NGJALLI NDENJËN E KOLEKTIVITETIT

Një kthim prapa në jetëpërshkrimin e të Dërguarit të Allahut a.s., do të na ndihmonte shumë për të kuptuar këtë koncept dualist në mes individualizmit dhe kolektivizmit. Ai vërtet ishte individ, po tërë jetën ia kushtoi së mirës kolektive. E filloi misionin e tij i vetëm (gjithsesi me përkrahje hyjnore), por e kishte fare të qartë se porosia dhe amaneti i tij nuk shkonin në vend, nëse vetëm ai shijon lumturinë e asaj begatie që i kishte dhuruar Allahu. Ai shprehej shumë qartë, në një hadith të transmetuar nga Abdullah ibn Abasi r.a., i cili thotë se e kishte dëgjuar atë duke thënë:" Nuk po e them nga mburrja , por, unë, vërtet jam i Dërguar tek njerëzit mbarë".[3] Ne e dimë shumë qartë se Muhamedi a.s. dhe shokët e tij, nuk arritën t'i praktikonin shumë nga dispozitat islame , përgjatë kohës sa qëndruan në Mekë, madje shumë prej tyre as që u ishin bërë obligim në atë kohë, për shkak të pamundësisë së zbatimit të tyre në rrethana të tilla. Ndodhi kësisoj, sepse myslimanët në Mekë jetonin të shkapërderdhur-individë të shpërndarë, dhe s'mund të imagjinohej prej tyre një praktikim i tërësishëm i Islamit në aso rrethanash. Situata ndryshoi rrënjësisht pas shpërnguljes në Medinë. Aty lulëzoi Islami si sistem i tërësishëm dhe gjithëpërfshirës; aty u obliguan shumë nga farzet (agjërimi, zeqati, haxhi, lufta për hir të Allahut etj.), të cilat s'patën mundësi t'i zbatonin më herët kur praktikohej një Islam i cili në një mënyrë, ndoshta, mund të quhej edhe individual. Taborri i pabesimtarëve- idhujtarë e të tjerë, ishin në njëfarë mase të organizuar ose të kolektivizuar, së paku kur ishte çështje e aleancave kundër shoqërisë islame, prandaj kjo diktonte nevojën që edhe myslimanët, me një çiltëri shpirtërore individuale, të krijonin një tabor të organizuar e të kolektivizuar nën ombrellën e shtetit islam. Nisur nga ky fakt, Aliu r.a. thoshte :" Turbullira (njolla) e xhematit-grupimit kolektiv, është më e mirë sesa çiltëria e një individi". Individi mund të pretendojë çiltëri të shpirtit, asketizëm e përkushtim ndaj Allahut të Lartmadhërishëm në formë individuale, por , gjithsesi, më me vlerë për të do të ishte angazhimi për të mirën kolektive dhe derdhja e kontributit maksimal në interes të shoqërisë. Madje Umer ibn Hatabi r.a. edhe ekzistimin e Islamit në tërësi e ndërlidhte me ekzistimin e shoqërisë dhe kolektivitetit që e praktikon atë. Ai thoshte: "Vërtet s'ka islam pa xhemat-shoqëri kolektive, dhe s'ka xhemat pa udhëheqje, e as nuk ka udhëheqje nëse s'ka nënshtrueshmëri dhe bindje ".[4] Prandaj, një konceptim i drejtë i këtij dualizmi në mes individuales dhe kolektives, që është i mishëruar dhe i ngërthyer pothuajse në tërë parimet dhe detyrat fetare islame, - do të na ndihmonte shumë për t'i dhënë kësaj feje imazhin e drejtë dhe objektiv, ashtu siç e dëshiroi Zoti i Lartmadhërishëm.

(1) Tefsir i Ibn Kethir, Ibn Kethiri.(4\3047),Darus-selam . Rijad. Bot 5, 2001 (2)Ibid. (3)Musned Ahmed idn Hanbel.(Hadithi nr;2742, kapitulli i ibn Abasit r.a.(4)Et-tarik ila xhemaatil-muslimiin. Husejn Xhabir. f.17. Darul-Vefa.Egjipt. bot. 6. 2002.

Dr. Fethi Osman

# Islami dhe pluralizmi në epokën globale

Se të gjithë njerëzit janë të ndryshëm, nuk mund të argumentohet. Fizikisht dhe psiqikisht nuk ka dy qenie njerëzore, edhe pse janë të lidhura në mënyrë biologjike, që janë të njëjta. Përveç dallimeve racore dhe etnike, tek njerëzit ka dallime të fituara edhe në ide, qasje ndaj njohurisë, prioritete dhe gjykime, midis shumë dallimeve të tjera, që rrjedhin nga kultura që na rrethon. Feja është diku midis dallimit të trashëguar dhe të fituar, që mund të trashëgohet nga gjeneratat e ardhshme prej atyre më përpara, apo mund të zhvillohet nga soditja e dikujt në bindjet personale. Fakti se besimi fetar trashëgohet më shumë në mënyrë kolektive sesa zhvillohet në mënyrë individuale, pranimin e diversitetit fetar e bën esencial për mirëqenien e njerëzimit. Një komb-shtet, madje edhe subjekti më harmonik gjeografik, tregon diversitet në racë, etni dhe fe, si dhe nocionet ideologjike dhe politike të fituara, që reflektojnë dallimet natyrale në të menduar dhe gjykim. Meqë bota po afrohet edhe më shumë, si rezultat i zhvillimeve të mrekullueshme në teknologjinë e transportit dhe komunikimit, diversiteti global është bërë një fakt që duhet të pranohet në mënyrë intelektuale e morale, dhe të sigurohet e sanksionohet ligjërisht, nga të gjitha grupet në gjithë botën. Pluralizmi është forma institucionale që pranimin e diversitetit në një shoqëri të caktuar apo në botë, e merr si një të tërë. Kjo do të thotë më shumë se tolerancë morale apo bashkëjetesë pasive. Toleranca është çështje e ndjenjës dhe sjelljes individuale e bashkëjetesa është thjesht pranim i të tjerëve që nuk shkon përtej mungesës së konfliktit. Pluralizmi, në anën tjetër, kërkon masa organizative dhe ligjore, të cilat sigurojnë dhe sanksionojnë barazinë dhe zhvillojnë miqësinë midis të gjithë njerëzve si individë apo grupe, pavarësisht nëse dallimet e tyre janë të lindura apo të fituara. Gjithashtu, pluralizmi kërkon qasje serioze drejt kuptimit të tjetrit dhe bashkëpunim konstruktiv për përmirësimin e të gjithëve. Të gjitha qeniet njerëzore duhet të gëzojnë të drejtat dhe mundësitë e barabarta, dhe të gjithë duhet të përmbushin detyrimet e barabarta si qytetarë të një vendi dhe të botës. Çdo grup duhet të ketë të drejtën për të organizuar dhe zhvilluar veten dhe për të ruajtur identitetin dhe interesat e tij, dhe çdo njeri duhet të gëzojë barazinë në të drejta dhe detyrime në shtet dhe në botë.

## KOMBI-SHTETI NGA PIKËPAMJA ISLAME

Pluralizmi nënkupton që grupet e minoriteteve mund të marrin pjesë plotësisht dhe në mënyrë të barabartë me shumicën në shoqëri, dhe të vazhdojnë të ruajnë identitetin dhe dallimet e tyre të veçanta. Kjo duhet të ruhet nga shteti dhe ligji, së pari nga legjislacioni kombëtar dhe, përfundimisht, nga e drejta ndërkombëtare. Fillimisht pluralizmi u referohej vetëm dallimeve etnike dhe fetare, por në demokraci dallimet ideologjike dhe politike gjithashtu duhet të përfshihen nën termin e njëjtë, në bazën filozofike se nuk ka asnjë kuptim të vetëm për të vërtetën dhe kështu, një mori besimesh, institucionesh dhe komunitetesh duhet të ekzistojnë së bashku dhe të gëzojnë legjitimitetin e barabartë. Marrëdhëniet duhet të jenë konstruktive, pavarësisht nga besimi që mund të ketë një grup i caktuar në lidhje me të vërtetën e vetme dhe universale. "Encyclopedia Britannica" tek pluralizmi përfshin dallimet natyrore dhe të fituara. Pluralizmi përkufizohet si "Autonomia e gëzuar nga grupe të ndryshme brenda një shoqërie: si grupet fetare, sindikatat, organizatat profesionale apo minoritetet etnike". Do të ishte e preferueshme që "autonomia" të zëvendësohej me "të drejtën për të ruajtur identitetin dhe interesat e përbashkëta". Myslimanët, ashtu si pasuesit e feve të tjera në botë, duhet të jetojnë me jomyslimanët brenda një vendi të caktuar. Qytetarët myslimanë të një vendi mund të kenë dallimet e tyre etnike apo doktrinore me-në veten e tyre apo me myslimanët e tjerë në botë. Uniteti mysliman nuk kërkon që myslimanët të formojnë një shtet të vetëm; madje edhe kalifati përfshinte gjithmonë besime dhe etni të ndryshme. Se ku jeton ndonjë, mund të diktohet nga faktorë gjeografikë apo ekonomikë. Kombi-shteti nga pikëpamja islame mund të konsiderohet si një familje e zgjeruar apo një lagje e zgjeruar, secili me interesat e tij speciale, që në asnjë mënyrë nuk janë më pak nga marrëdhëniet universale të solidaritetit dhe unitetit të kërkuar nga Islami.

## GLOBALIZMI KRIJON NDËRVARËSI TË PASHMANGSHME

Ndarjet në popuj dhe grupe të tjera me origjinë të përbashkët, janë pranuar edhe në Kuran (49:13), dhe në këtë nuk ka asgjë të keqe, për sa kohë që ndarjet e tilla nuk pengojnë marrëdhëniet dhe bashkëpunimin universal njerëzor, dhe nuk abuzohen përmes arrogancës e agresionit shovinist. Kurani tregon se Zoti dhe mësimet e Tij duhet të vendosen mbi çdo besnikëri ndaj një grupi apo vendi të caktuar, dhe për sa kohë që zbatohet ky parim, duhet të njihet besnikëria ndaj një familjeje të caktuar, grupimeve të caktuara dhe atdheut të dikujt (Kuran 9:24). Pasi myslimanët jetojnë në grupe dhe vende të mëdha, ku mund të përparojnë, ata duhet të jetojnë me

fetë dhe sektet e tjera. Veç kësaj, globalizmi bashkëkohor po krijon ndërvarësi të pashmangshme midis gjithë njerëzimit, pavarësisht nga dallime të tyre natyrale apo të fituara. Për një kohë të gjatë, konsensusi është vlerësuar i rëndësishëm, meqë qëllimi ishte arritja e uniformitetit në besime dhe vlera njerëzore. "Akuini në Mesjetë", siç shkruan Nicholas Rescher, konsensusin në fondamente e ka vlerësuar si një kusht të siguruar nga Zoti; Kanti në shekullin XVIII e ka konsideruar atë si diçka të rrënjosur në vetë natyrën e Arsyes; Hegeli në shekullin XIX e ka parë atë të garantuar nga shpirti i kultivimit duke punuar gjatë marshit të historisë, madje duke zgjeruar ndikimin e tij mbi shoqërinë njerëzore; Habermas në shekullin XX e ka parë atë të pandarë nga natyra e komunikimeve si një praktikë shoqërore e pashmangshme. Në të kundërtën, shumë shkrimtarë bashkëkohorë konsensusin social e investojnë jo me besim, po me shpresë. Rescher argumenton se braktisja e konsensusit është e pamundur, dhe mbron pluralizmin në teorinë njohëse dhe shoqërore kundër uniformitetit dogmatik, dhe tregon se, përballë pikëpamjeve të ndryshme, është e përshtatshme marrja e një pozicioni të përkushtuar dhe të përcaktuar. Pluralizmi nuk duhet t'i lejojë njerëzit të bien në grackën e "indiferentizmit relativist". Ai thekson se, nëse diversitetit natyral dhe racional nuk mund t'i largohemi, "sistemi social i menaxhuar në mënyrë të arsyeshme, duhet të disenjohet në atë mënyrë që harmonia e përgjithshme e ndërveprimit konstruktiv të arrijë të mbizotërojë pavarësisht nga diversiteti. Kjo kërkon pranim të heshtur të dallimeve ... dhe respekt për autonominë e tjetrit". (Rescher, Nicholas, Pluralism: Against the Demand for onsensus, Clarenden Press: Oxford, 1993, p.1-3). Duke pasur parasysh se "e vërteta është një", dikush mund të mendojë se arritja e së vërtetës do të prodhojë automatikisht konsensus, por Rescher nënvizon problemin e lidhjes së të vërtetës me konsensusin duke ndryshuar pyetjen, duke pyetur nëse arrijmë konsensusin, a mund të jemi të sigurt në lidhje me të vërtetën rreth të cilës është arritur konsensusi? Ashtu siç thotë ai, me të drejtë, "Apeli për një qasje të konsensusit për të vërtetën, është e lehtë të kuptohet. Por, puna me të është diçka tjetër". Ai arrin në përfundimin se "kështu konsensusi nuk është pengesë për të vërtetën, dhe nuk ka zëvendësim për një kriteriologji objektive", megjithëse mund të jetë një instrument i dobishëm epistemologjik. Rescher tërheq vëmendjen për faktin se "arritja e konsensusit pas kërkimeve kërkon kushte jashtëzakonisht të pazakonta – kushte të një lloji special dhe të veçanta, të cilat nuk plotësohen në përgjithësi në rrethana të vështira të një bote të papërsosur". Kështu, "bazat empirike të njohurive tona faktike janë të lidhura me sjelljen e një mori pozicionesh njohëse përmes variacionit të eksperiencës këtu në tokë". Në përputhje me këtë, Rescher thekson se "pluralizmi që sjell këtë empirizëm të ndjeshëm në dritën e kushteve të tilla të ndryshueshme, është i justifikuar në mënyrë racionale.

## DUHET SIGURUAR INTERPRETIM I DUHUR I MESAZHIT TË ZOTIT

Mosdisponueshmëria e konsensusit dhe pamundësia e pluralizmit janë realitete të jetës së arsyes. Një pluralizëm i tillë njohës i pashmangshëm, megjithatë, nuk duhet të interpretohet si inkurajues i indiferencës, dhe as të vërë në rrezik besimin e çdo besimtari, pasi "njeriu sigurisht që mund të kombinojë pluralizmin relativist të alternativave të mundshme me pozitën monistike lidhur me racionalitetin ideal dhe angazhimin e vendosur e të arsyeshëm për standardet e brendshme të vetë pozitës së vet". ( Ibid., p.45-6, 52, 76-8, 109. Pluralizmi politik konsideron se fuqia dhe autoriteti nuk duhet të monopolizohen nga një grup, urdhër apo organizatë e vetme, dhe të gjithë qytetarët duhet të lejohen të konkurrojnë ligjërisht apo të bashkëpunojnë. Nëse pluralizmi është i vendosur në mënyrë të pashmangshme në çështjet e njohjes, ai është më i rëndësishëm kur është fjala për dallimet e natyrore (të lindura). Pluralizmi në fe njeh shumëllojshmërinë e grupeve fetare dhe të drejtën e besimit, shprehjes, grumbullimit e legjitimon aktivitetin për çdo individ, për grup fetar brenda grupit dhe për grupin si tërësi. Derisa kuptimi dhe bashkëpunimi i njeriut të zëvendësojnë dallimet e lindura dhe të fituara, "holokaustet" dhe "pastrimet etnike" do të vazhdojnë, dhe në shkallë globale do të rriten konfliktet e vazhdueshme apo izolimi i vetimponuar. Vendet multietnike mund të përballen gjithmonë me tmerret e luftërave civile, të terrorizmit apo ndarjes, që i dëmtojnë vendet dhe bëjnë presion mbi gjithë botën. Kur pluralizmi të bëhet parim kombëtar konvencional dhe universal, dallimet e lindura dhe të fituara do të pasurojnë asetet intelektuale, morale dhe materiale të njerëzimit përmes ndërveprimit konstruktiv nga të gjitha palët. Mesazhi hyjnor nga "Zoti i njerëzve" mund të jetë i paçmuar në drejtimin e ndjekësve të tij drejt pluralizmit universal. Megjithatë, meqë tekstet paralele në burimet hyjnore nganjëherë duket se ndryshojnë, sepse ato në origjinalitet u përgjigjen rrethanave të ndryshme, masat e besimtarëve mund të dështojnë në kuptimin e tyre në tërësi. Në vend që të bëjnë një dallim midis parimit të përgjithshëm dhe situatës së veçantë, ata, për arsye individuale apo kolektive në rrethana të caktuara, mund të jenë të prirur për të adaptuar qëndrimet shoviniste dhe konfrontuese. Duhet siguruar interpretim i duhur i mesazhit të Zotit në tërësinë e tij, duke mbrojtur besimtarët nga shtrembërimi i udhëzimit hyjnor përmes atij lloj selektimi që krijon impresionin e rremë të ekskluzivitetit dhe gjeneron sjelle joetike, diskriminim dhe drejtësi.

(Përktheu nga anglishtja: Fuad Morina)

Dr. Fathi Osman është profesor në pension i Studimeve Islame; ka ligjëruar në disa universitete në Botën Islame dhe në Perëndim. Ndër të tjera, janë këto universitete: Universiteti "Al-Az'har" në Egjipt, Universiteti "Houran" në Algjeri, Universiteti "Ibn Saud" në Arabinë Saudite, "Universiteti Ndërkombëtar Islamik" në Malajzi, "Universiteti Temple", USC, dhe "Universiteti Georgetown" në ShBA. Artikulli është marrë nga libri i autorit "Contemporary Issues: An Islamic Perspective".

Naxhi Ibrahimi

# Tarik Ramadan „Reforma radikale“

Tarik Ramadani - ambasadori i islamit në shoqërinë moderne është i lindur më 1962 në Gjenevë. Ai është filozof dhe dijetar musliman zviceran me prejardhje egjiptase. Ai është fëmiju i gjashtë i dijetarit Seid Ramadan. Përndryshe, është nip i shehidit Hassan el-Benna, themeluesit të „Vëllezërve Muslimanë“, i vrarë nga pushteti më 1949. Babai i tij Seid Ramadan, si përfaqësues i denjë i „Vëllezërve Musliman“ nën presionin e shtetit që atëherë udhëhiqej nga Gamal Abdel Nasser, detyrohet që më 1954 ta lëshojë vendlindjen. Ai kalon në Gjermani dhe pastaj në Zvicër. Ndërsa Tariku, shkollohet tërësisht në Zvicër dhe në kualifikimet univerzitare u specializua në filozofi, literaturë dhe shkencat sociale. Më 1991 në univerzitetin El-Azhar në Kajro filloi studimin e islamit.Tarik Ramadani studimet e larta i promovoi në Universitetin e Gjenevës me një vepër kushtuar gjyshit të tij Hasan el-Bennas. Përveç si mësimdhënës në Universitetin e Friburgut në Zvicër, ai si ekspert bënte pjesë edhe në shumë komisione të Parlamentit Evropian dhe i takonte “Grupit për dialog të popujve dhe kulturave” te komisioni evropian nën mbikëqyrjen e Romano Prodit.

Tarik Ramadan është autor i shumë librave si: „Islami dhe Perëndimi“; „Islami dhe Muslimanët“; „Të jesh Musliman në Evropë“ dhe „Muslimanët në Perëndim“. Në librin e tij më të ri „Reforma Radikale“ T. Ramadani ngrihet për një transformim të Islamit, ai pohon që sheriati të jetë bazë e të gjitha ligjeve dhe në të njëjtën kohë të respektohen ligjet e shtetit juridik, të drejtat e njeriut dhe ndarjes së pushteteve. Libri „Reforma Radikale“ ndahet në katër kapituj, duke filluar me pjesën e parë „Mbi një reformë“, duke vazhduar me „Bazat e së drejtës dhe jurisprodencës“, „ Mbi një rirenditje të burimeve të së drejtës dhe jurisprodencës“ dhe pjesa e katërt ka të bëjë me disa studime çasti si: etika dhe medicina, kultura dhe arti, femrat – tradita dhe emancipimi, etj.Nga vetë titulli „Reforma Radikale“ na jep të kuptojmë se kemi të bëjmë me një materie të gjërë dhe interesante, si në renditjen historiografike ashtu edhe në shqyrtimin, përpunimin dhe përfundimet e nxjerra. Mjaft ilustrative dhe me vend janë prioritetet që nxjerr autori për shqyrtim. Me analizat e temave aktuale, duke u mbështetur në burimet e fesë dhe aktualitetin religjioz, realitetin politik si dhe me stilin i tij origjinal, autori na hap shumë vizione, drejtime dhe na fut në botën e të menduarit se të jesh konkurent me të tjerët duhen reforma të mirëfillta.Debatet mbi rindarjen, reformimin dhe ringjalljen e mendimit islam tek dijetarët kanë një traditë të gjatë. Që nga formimi i shkollave të para juridike (medhhebeve) ndërmjet shekujve 8-10 debatet e juristëve drejtoheshin kundër të gjithë atyre që dëshironin mendime tradicionale dhe kundër të gjithë atyre që dëshironin një kthim në bazë- themel Kur`an dhe Sunnet. Dhe në shekullin e 12 thotë autori, Abu Hamid el Ghazalia ringjalli shkencat religjioze, posaqërisht në dijet intuitive.Përpjekjet për zbulim, rilindje dhe reforma të dijes, shkencat islame i ka shoqëruar që nga fillimi apo periudha e lulëzimit e deri në të ashtuquajturën periudha e ramjes së islamit. Pastaj në periudhat më të reja të shek. XIX me lëvizjet Nahda dhe Selefi si dhe me Afganiun dhe Abduhun. Ai gjithashtu shton duke thënë se në vitet e fundit është folur mjaft për konceptin “Reformë”. Të atakuar janë sidomos ata që merren me të dhe tërë kjo nga lëmshi terminologjik dhe moszbërthimi i kuptimit të fjalës Reformë.

## MUSLIMANËT NË STAGNIM

Gjatë periudhave të ndryshme dijetarët muslimanë kanë studiuar dhe gjetur përgjigjet adekuate në shkencat juridike. Ata bënë përpjekje të mëdha që me definimet e tyre t`i përshtaten kohës duke mos u larguar nga urdhërat e Zotit dhe duke e pasuar rrugën e drejtë “Sheriatin”. Dhe këtë varësisht nga koha dhe hapësira kur kanë vepruar, nga vendi dhe rregullimi shoqëror ku kanë jetuar dhe nga kërkesat e pushtetarëve muslimanë apo të krishterë varësisht ku kanë jetuar. Kah fundi i shekullit të 19. kemi të bëjmë me kolonializmin dhe shkatërrimin e ngadaltë të Perandorisë Osmane. Në këtë drejtim kemi të bëjmë me lëvizjen Nahda – Renesanca. Dijetarët përpiqeshin të dilnin nga situata e krijuar dhe nga kjo gjendje të krijonin mjetet e duhura për t`u përgjigjur kërkesave të kohës e sidomos në fushën e fikhut.Dy luftërat botërore dhe pasojat e tyre në botë, të pasuara me kolonializmin dhe pavarësimin e disa shteteve, i nxitën dijetarët musliman, që në dritën e rrethanave të reja politike dhe shkencore, për një reformë dhe një ri interpretim të burimeve bazë, Kur`an dhe Hadith. Gjithashtu, rritja e numrit të muslimanëve në perëndim fillimisht si punëtorë sezonal e më pastaj edhe si musliman evropian e amerikan u krijuan rrethana



krejtësisht të reja për interpretime të reja. Natyrisht, kërkesat e muslimanëve si vendas ishin të një natyre krejtësisht të ndyrshme me kërkesat e baballarëve të tyre, të gjeneratave të para. Globalizimi i ekonomisë dhe komunikacionit, traditat nacionale dhe tradicionale sollën te nevoja e shpjegimeve adekuate për çështje specifike. Lirisht mund të themi, pa e tepruar aspak se në njëqind vjetshin e fundit në pikëpamje të të drejtës dhe jurisprodencës islame muslimanët janë në stagnim. Përveç ndonjë debati apo vepre shkencore individuale, ndeshjeje ideshë ndërmjet shkollave nuk ka asgjë më tepër. Kjo krizë është shumëdimensionale dhe për momentin mjafton nëse themi se kjo është "Krizë Autoriteti". Kush për kë flet? Kush për kë është një zëdhënës i drejtë? Secili vëzhgues që do t`i bëjë botës islame do të vie në përfundim se kemi të bëjmë me një krizë dhe papërgjegjësi si nga spektri shtetëror poashtu edhe religjioz ndaj debateve shumë të ashpra që ndodhin herë pas here në të katër anët e botës. Përkundër kësaj, muslimanët nga e gjithë bota komunikojnë ndërmjet vete në forma të ndryshme. Direkt apo indirekt. Ndëgjohen dhe i përgjigjen njëri tjetrit, sepse kemi të bëjmë me debate dhe refleksione shumë të rëndësishme që sot shpesh janë kaotike.

Muslimanët në perëndim më nuk e ndëgjojnë botën islame. Ata interpretojnë, kundërshtojnë, dyshojnë - ripyesin dhe japin propozime. Ndërsa, bota islame edhe më tej ripyet, nuk propozon, akcepton-pranon apo e le krejt. Të merresh me të drejtën islame dhe ixhtihadin thotë T. Ramadani është në përputhje me traditën islame të reformave. Ajo ka të bëjë me interpretimin e teksteve bazë në dritën e konteksteve të reja, me qëllim të ofrimit të përgjigjieve të besueshme dhe të reja. Nga pikëpamja jonë kjo çështje ishte dhe mbetet esenciale. Prandaj, është me rëndësi të pyesim se pse muslimanët në botën islame ku janë me shumicë nuk po arrijnë ta shtyjnë këtë pengesë dhe të dalin nga defanziviteti. Të mos japin gjithmonë përgjigjie parciale por të plota dhe në të gjitha çështjet.

### NE GJENDEMI NË MESIN E NJË FAZE KALIMTARE

Me punën që kemi bërë gjatë njëzet viteve të fundit me vëllezërit tonë në perëndim thotë T. Ramadan kemi arritur ta skicojmë skeletin e traditës juridike islame, që t`i definojmë instrumentet përkatëse që me ndihmën e tyre të përgjigjemi saktë në pyetjet e reja.Në të njëjtën kohë e ndiejmë një transformim, dhe është shumë vështirë që ta parashohim si do të rrjedhin çështjet dhe çfarë konsekuenca do të ketë në të drejtën islame dhe në sjelljet e musliamnëve në shekullin 21. Ne gjendemi në mesin e një faze kalimtare.Tarik Ramadani është punëtor i palodhur dhe shumë aktiv. I njohur në literaturën islame me aktualitetin e tij dhe i hapur me të gjithë. Derisa islami është një fuqi botërore thotë ai, a do të thotë kjo se në të njëjtën kohë është edhe një kërcënim për demokracinë dhe vlerat perëndimore? Tariku qëndron në parimet se perendimori islamin duhet ta marrin vullnetarisht duke mos ua humbur dhe hequr nga përditshmëria gjuhën dhe traditat të cilat nuk janë në kundërshtim me sheriatin. Ai është kundër asaj që evropianët e islamizuar të arabizohen apo turqizohen.Sipas Christoph Burgmerit T. Ramadani është një modernist islam. Ku përmes mënyrës së tij të të kuptuarit të islamit ai po bën bartjen e muslimanëve në integrimin e tyre në perëndim, apo po ndikon në „procesin e modernizimit" të muslimanëve përgjithësisht në botë. Ndoshta pak me cinizëm sipas tij, Tariku me dëshirë e sheh veten si një Martin Luter të islamit, një reformator të ngurtësuar të të menduarit islam përgjithësisht në botë. Dijetar të mendimit islam demokratik-kozmopolit. Christoph Burgmer „Euro-Islam unter der Lupe" Natyrisht që me leximin e librit do të përfitonim më tepër, le të mbetet kjo përpjekje jona modeste vetëm një pikë e vogël në detin e madh të reformave. I lutem Zotit ta shpërblejë autorin dhe familjen e tij me Xhennetu'l Firdeusin, për hir të shërbimit që ia bënë Fjalës së Tij.



# ZIYA GÖKALP

Këto vargje të shkruara nga Ziya Gökalp me 1912, janë një lloj versioni në formë lutjeje dhe duaje për ushtarët e Ballkanit, dhe këto me pak ndryshime u lexuan nga Recep Tayyip Erdogan më 12.12. 1997 (atëherë ishte kryetar i Stambollit) në një tubim drejtuar popullit të qytetit Siirt. Duke e ditur autori se çdo periudhë kohe mund të ketë nga një Nemrud dhe Faraon, tërheq vëmendjen e masës se, përballë këtyre zullumqarëve, patjetër do të dalël edhe ndonjë Musa apo Harun, që do të jenë informatorë dhe shërbëtorë për popullin. Për këtë veprim ish-kryetari i Stambollit – tani Kryeministër i Turqisë – me vendimin e Gjykatës Supreme qe detyruar të braktiste detyrën e tij si kryetar dhe të pranonte dënimin me burg dhe një vlerë të hollash. Pikërisht për shkak të leximit të kësaj poezie Erdogan, me 26.3. 1999 u pezullua nga detyra dhe hyri në burg, për t'u liruar më 24.7. 1999. Ishte dënuar me 12 muaj burg, por më vonë dënimi iu zbrit në katër muaj.

Shënim; Qyteti Tajjibe është qyteti i Pejgamberit a. s. - Medina, dhe Taife, një qytet tjetër në afërsi të Mekës.

## *Minaret bajoneta – Kubetë përkrenare*

*Kush ka thënë se kjo këngë në gjysmë do mbetet*
*Kush ka thënë se kjo poezi këtu do përfundojë*
*Mos u brengos aspak, ec luani im*
*Se kjo këngë do të jetë zëri i shtetit tim*
*Një ditë do të kthehemi në qytetin Tajjibe*
*Sigurisht, do të kthehemi në shtetin tonë*
*Minaret si bajoneta*
*Kubetë përkrenare*
*Xhamitë, kazermat tona*
*E besimtarët ushtarë*
*A nuk është dita fundi i çdo nate*
*A nuk vjen pranvera pas dimrit të zi*
*Mos u brengos aspak, ec luani im*
*A nuk janë më të privilegjuar besimtarët?*
*Një ditë do të kthehemi në këtë qytet të bukur*
*Sigurisht, do të kthehemi në shtetin tonë*
*Mos u brengos aspak, ec luani im*
*Se kjo këngë do të jetë zëri i shtetit tim*
*Minaret si bajoneta*
*Kubetë përkrenare*
*Kjo ushtri hyjnore fenë e pret*
*Allahu Ekber, Allahu Ekber*
*Sigurisht edhe ty do të të ndodhë kjo*
*Që u ka ndodhur të mëhershmëve*
*As Faraoni nuk vdes*
*E as kjo padi*
*Ajo që ndodh, është një formë e jetës*
*Një ditë do të kthehemi në qytetin Taife*
*Sigurisht, do të kthehemi në shtetin tonë*

*Burimi: Wikipedi – Recep Tayyip Erdoğan Përkthеu: Mr. Zymer Ramadani*



FAMILIARE

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Gjendja dhe sfidat e të rejave tona

Tek ne myslimanët, vajzat tona gëzojnë statusin e njëjtë si djemtë tanë, ato kanë të drejtat e njëjta si djemtë. Gratë janë gjysma e shoqërisë. Një shoqëri nuk do të jetë e dobishme, nëse në të nuk bëhet e dobishme gruaja. Nuk mund të përmirësohet gjendja, përveçse me përmirësimin e gjendjes së grave. Për këtë arsye, jemi të obliguar të flasim për të rejat e kohës sonë, sepse ato tek ne i kanë të garantuara të drejtat, qofshim prindër, edukatore ose misionare.

### E REJA E SOTME, NËNË E SË NESËRMES

Ajo është faktor i së ardhmes, sepse është prodhuese e gjeneratave. Nënë e mirë është ajo që lind fëmijë të mirë,

lind thesarin e gjinisë njerëzore. Prandaj, kur të lëmë pas dore udhëzimin e të rejave, dhe t'i lëmë ato të marrin udhëzime të helmuara, që helmojnë mendimet, ndjenjat, prishin mendjet, traditat dhe vlerat, - atëherë ajo nuk do të rritet veçse si një e prishur dhe që prish të tjerët.Vërtet Islami kujdeset për gruan, e nderoi atë si femër, si grua, si nënë, e para së gjithash, e nderoi si njeri. Ai ia përcaktoi obligimet dhe përgjegjësitë njësoj si burrit. Allahu xh.sh. thotë: "Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri". (Ali Imran, 195). Duke u nisur nga kjo, rëndësia e udhëzimit islam të gruas është që të edukohet mirë që nga vegjëlia, të edukohet me edukatë islame të vërtetë, që ta mësojë bërjen e veprave të mira, të rritet me adhurime, në zemrën e saj të mbillet dashuria për të mirat dhe urrejtja e të këqijave, t'i mësohet namazi që nga mosha shtatë vjeç, t'i shpjegohen hallalli dhe harami, të mësojë të dallojë gabimin prej së saktës, dhe të vërtetën prej së pavërtetës.

### KUJDESI NDAJ TË REJAVE

Prindërit duhet të përpiqen të ndajnë një pjesë të kohës së tyre me vajzat e veta, derisa të rriten me një edukatë të mirë. Ky është obligim i familjes. Gjithashtu, obligim i shkollës, universitetit dhe i institucioneve arsimore është që t'i mësojnë të rejat se cilat janë detyrat e tyre ndaj Zotit ndaj vetvetes, ndaj familjes së tyre , ndaj shoqërisë së tyre dhe ndaj ymetit islam. Duhet ta kryejnë obligimin e tyre në këtë aspekt, edhe institucionet e medieve, si: gazetat, revistat, radiot, televizionet, teatrot, kinematë, këto mjete të reja të cilat kanë një shkallë rrezikshmërie. A thua e kanë kryer obligimin e vet për udhëzimin e të rejave, të gjitha këto institucione? A e kanë kryer obligimin e tyre familja, shkolla, universiteti dhe institucionet e medieve? Ka prej tyre që kanë kryer një pjesë të obligimit, kurse, në anën tjetër, ka prej tyre që kanë bërë të kundërtën dhe nuk janë mjaftuar vetëm me qëndrimin negativ, por janë përpjekur të prishin udhëzimin e të rejave.Të rejat tona marrin udhëzime që i prishin mendjen e saj, fenë dhe sjelljet e saj. Shikoni se ç'po ndodh në dynja? Ç'na ofrojnë mjetet e ndryshme, gazetat dhe revistat? Këto gazeta, me fotografi të cilat paraqesin fotografi të zhveshura a gjysmë të zhveshura, gruan e kanë marrë si mënyrë të inkurajimit të epshit dhe të reklamimit. Ato paraqesin foto të gruas duke pirë duhan, ose grua që ekspozon diçka të caktuar që ndoshta ka lidhje me gjërat e veçanta të mashkullit, ose paraqitet fotoja e gruas gjysmëlakuriqe. Këto reklama fokusohen vetëm tek femrat, dhe në veçanti tek gruaja e bukur.Shikoni temat që shkruhen, çfarë tematike kanë? Tematika e tyre është vulgare, e ndyrë dhe e prishur. Ç'janë këto gjëra që emetohen në ekrane: filmat, serialet, tregimet, edukata e zhveshur që na lufton djathtas e majtas, këtu e aty? Ç'na shfaqin teatrot, radiot dhe televizionet? Këto gjëra i emetojnë ata që janë të zbrazët prej vlerash, moralit dhe fesë?

### ÇFARË I INTERESON SË RESË MYSLIMANE SOT?

A i intereson së resë së sotme myslimane ajo që u interesonte të rejave myslimane, të cilat kishin vënë vetjet e tyre në shërbim të Allahut dhe të fesë së Tij, dhe kishin kryer obligimin e tyre në përhapjen e kësaj feje? A i intereson asaj ajo që u interesonte grave të ndershme myslimane të gjeneratave të para, të cilat ishin të kujdesshme për kërkimin e hallallit dhe largimit prej haramit? Aq sa gruaja, kur dilte punë burri i saj për të kërkuar, i thoshte: O ti, ki kujdes nga fitimi i ndaluar, sepse ne mund të durojmë urinë e varfërinë, por nuk mund të durojmë nxehtësinë e zjarrit dhe hidhërimin e të Gjithëfuqishmit?! Së resë myslimane sot i intereson leximi i atyre revistave me foto, titujt dhe emrat e të cilave i dini. Ato revista shpërndahen në të gjitha vendet dhe shiten me dhjetëra mijëra, e ato i lexojnë të rejat tona në të gjitha vendet islame. Vallë, a ekziston në to orientimi slam në ato revista bosh, që nuk përmbajnë asgjë të vlefshme dhe as me kuptim? A veprojnë në përputhje me edukatën islame dhe vlerat e saj? Jo, për Zotin. Të rejat tona janë të zëna duke dëgjuar këngë të pavlefshme. Sado që të lejojmë e të tolerojmë dëgjimin e këngëve (unë jam prej atyre që më së shumti tolerojnë në këtë aspekt), megjithatë shumica e këngëve që dëgjohen në këtë kohë, sillen rreth një teme, që është: dashuria dhe takimet. Thuajse nuk ka asgjë tjetër në këtë botë përveç dashurisë! Kështu insistojnë për këtë dukuri natyrore, për instinktin që nuk ka nevojë për insistim, veçse ata dëshirojnë të ndezin zjarrin, dëshirojnë t'i afrojnë të riun dhe të renë, duke thënë: Lërini të provojnë njëri-tjetrin, lërini t'i zbulojnë vetjet e tyre, shkatërroni këto barriera ndërmjet të rinjve dhe të rejave. Ç'është kjo prapambeturi? Ç'janë këto pengesa? Hiqini pengesat, hiqini kufizimet, lërini të rinjtë e të rejat që të takohen ashtu sikur dëshirojnë! Këtë e kanë bërë në Perëndim: i kanë hequr kufizimet, i kanë thyer barrierat, e ia kanë lejuar të riut që të takohet me të renë, dhe anasjelltas, ua kanë lejuar të puthen nëpër rrugë dhe të bëjnë nëpër rrugë e parqe atë që feja dhe tradita jonë nuk e pranojnë. A thua i kanë zgjidhur problemet me këtë veprim? Jo, për Allahun, madje nga dita në ditë ato po shtohen edhe më shumë. Në shtetet ku sundon liria seksuale, vrasjet janë të shumta, sepse të renë e bukur e dëshirojnë më shumë sesa një njeri, pas saj synojnë dhjetëra të rinj, madje për shkak të saj edhe vriten. Ndërsa një të reje së cilës nuk i është dhënë shumë bukuri, nuk i afrohet askush, e për këtë shkak ajo hyn në prostitucion, e shet veten e saj në çdo mënyrë, dhe gjurmon personin për ta vënë vetveten e saj në duart e tij. Atëherë, pra, problemi nuk është zgjidhur. Mendimtarët, kritikët dhe intelektualët e tyre akoma ankohen prej kësaj prishjeje morale.Islami



i ka përcaktuar kufijtë e ndarjes ndërmjet mashkullit e femrës.Të resë myslimane sot i intereson të shohë filma, seriale televizive, premiera kinemash, po çfarë paraqesin ato? Ato paraqesin një pjesë të përcaktuar të jetës, të një shtrese të veçantë të njerëzve, dhe atë e paraqesin sikur të ishte realiteti i tërë shoqërisë, dëshirojnë që ky aspekt i shtrembëruar të bëhet gjithëpërfshirës dhe të bëhet si një rregull, megjithëse ai vetë është devijim. E reja e gjorë, mbetet e lidhur për këto gjëra dhe iluzione, i mendon ato si të vërteta, ndonëse nuk kanë të bëjnë fare me realitetin. Të resë myslimane sot i intereson moda bashkëkohore, risia e këtij shekulli, që ndryshon nga viti në vit, madje nga stina në stinë. Kështu luajnë modelistët e veshjeve, shumica prej të cilëve janë hebrenj ose nxënës të tyre, me kokat e grave në tërë botën. Si mund të jenë të rejat myslimane pasuese e tyre, pasuese e atyre gjërave që ata i disenjojnë për to?! Atë e drejtojnë vlerat, ligjet dhe feja. Atëherë, si mund të pranojë që ata të luajnë me të?! Jemi bërë, ashtu siç ka paralajmëruar Pejgamberi a.s.: "Me siguri do t'i pasoni adetet e popujve që kanë qenë para jush pëllëmbë pas pëllëmbe dhe llërë pas llëre, saqë, po të hynin në vrimë të hardhucës, do të hyni edhe ju atje. I thamë: O i Dërguari i Allahut, a i ke ndërmend çifutët dhe të krishterët? Tha: E kë tjetër nëse jo ata". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Seid El-Hudriu r.a.). Vrima e hardhucës merret si shembull për aromën e keqe, për vendin e ngushtë dhe të errët që ka. Megjithëkëtë, sikur ata të hynin në vrimën e hardhucës, hyrja në vrimën e hardhucës do të bëhej modë që do të quhej "Moda e vrimës së hardhucës"! Ata do ta ndiqnin, dhe do ta reklamonin gazetat dhe mediet.

## NDIKIMI DHE SHEMBULLI PËR MYSLIMANEN

Sa mund të ndikojë fjala e një dijetari karshi këtyre programeve të shumta që paraqesin: pasion, epsh, stimulim me zë e me foto dhe me fjalë të falsifikuara, muzikë, dialog dhe drama? Ç'mund të bëjë? A mund të përfundojë ndonjë ditë ndërtimi i një godine, nëse ti e ndërton atë, e të tjerët e rrënojnë?! Ç'bën xhamia? Ç'bën shkolla? A u përmbahet mësuesja rregullave të Sheriatit? A ekziston shembulli që do ta merrte e reja në shkollë ose në shtëpi? Nëna, a është shembull për vajzën e vet? Nënat janë prej atij grupi që qëndrojnë para pasqyrës një kohë të gjatë, kur dëshirojnë të dalin jashtë shtëpisë, e përtojnë të qëndrojnë disa minuta të caktuara para Allahut xh.sh.?! A e gjen e reja shembullin në shtëpinë e saj, në shkollë, në universitet, kur të dalë në rrugë ose kur të shkojë në vendet publike?! Fatkeqësisht, në disa qytete rrugët janë zhytur në lakuriqësi. Nuk lejohet që tërë jeta të bëhet argëtim, dhe e reja t'i ndjekë të gjitha kanalet, frekuencat dhe stacionet televizive, e tërë ditën të dëgjojë këngë, e po, atëherë, ku është serioziteti? Ku është e drejta e Allahut, e drejta e jetës, e drejta e familjes dhe e drejta e shoqërisë? Duhet të jemi vetëkritikë, edhe shoqëria duhet të jetë vetëkritike. Të gjitha institucionet udhëzuese duhet të kontrollojnë punën e vet. E reja myslimane duhet të marrë edukatë islame të mirë, edukatë me të cilën do t'i dijë të drejtat dhe obligimet e saj, të ndalojë te kufijtë e Allahut, pa tolerancë dhe pa ekstremizëm. E reja myslimane nuk duhet ta dorëzojë vetveten në duart e laikëve-ateistëve, që udhëhiqen nga njerëz të ndyrë, që nuk ua dëshirojnë të mirën të rinjve dhe të rejave tona, po dëshirojnë vetëm çrregullim e shkatërrim.E reja jonë nuk duhet ta ketë model të renë perëndimore, evropiane dhe amerikane. Jo, por ajo duhet t'i ketë shembull: nënat e besimtarëve (gratë e Pejgamberit a.s.: Hadixhen, Aishen, Ummu Selemen, Zejneb bint Xhahshin r.a., etj.), bijat e Pejgamberit a.s. (Fatimen r.a. dhe motrat e saj), gratë e ashabëve (Esman, Ummu Sulejmen, Ummu Amareh Nesibeh bint Ka'b r.a., etj.). Këto gra duhet t'i ketë në mendjen e saj. Dhe jo t'i ketë shembull këngëtaret nga Lindja e Perëndimi. Kjo gjë është poshtërsi për të.Vëllezër myslimanë, prindër, edukatorë, gazetarë, mësues, misionarë, funksionarë, të gjithë ju, o njerëz: Ruhuni prej këtyre rrymave shkatërruese të importuara, që dëshirojnë të na shkatërrojnë nga rrënjët tona, nga themeli, dëshirojnë të na i zhdukin të gjitha gjërat që kanë vlerë për ne.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëll. 4.



Avni Tafili

# Rruga drejt zgjidhjes

Kërkimi i problemit është pikënisja. Përpjekja për ta njohur atë, është fillimi i zgjidhjes. Veçse jo kaq thjesht. Nuk është e vështirë të përfytyrohet sesi njeriu dorëzohet kur përballet me murin. Kur heziton e pyet: Vallë, mund ta kaloj apo të zmbrapsem? Madje, ka pak që pyesin nëse munden apo jo. Disa zmbrapsen menjëherë. E disa të tjerëve as që u shkon në mendje madje nëse do ta kalojnë dhe as nëse do të zmbrapsen, sepse nuk përballen fare. E disa të tjerë, thjesht e çajnë dhe e kalojnë kur përballen,

pa pyetur fare! Njeriu mundet aq shumë, saqë nuk mundet! Kur sheh një njeri që me guximin e vet arrin, ta zëmë, brenda një kohe të shkurtër dituri të thella e të gjera. E sheh disa të tjerë, që janë të plogështuar e të ngecur aq shumë, saqë të japin përshtypjen se njeriu është krijesa më e paaftë në sipërfaqe të tokës! Njerëzit lodhen shpejt. Me të dëgjuar fjalën problem, ndalojnë, ndërrojnë temë. Njeriu, sa është i fuqishëm, është edhe i dobët. Thuhet se njeriu është më i fortë se guri. Por, në disa raste, njeriu bëhet më i brishtë se krahët e fluturës. Problemi qëndron tek problemi: vetë njeriu. Njeriu mundet po deshi të mundet. Lodhet, plogështohet, dorëzohet, nëse beson se është i brishtë si krahu i fluturës.Zgjidhja e çdo problemi është besimi i fortë. Me besim nënkuptojmë: të mos jetë thjesht dëshirë, por edhe bindje: i bindur fortë se nuk mund ta lëkundë gjë në rrugën që është nisur. Fijet e kësaj bindjeje janë: përkushtimi dhe durimi, shpresa dhe vazhdimësia, patjetër dhe djersa dhe loti i përpjekjes së mundimshme.Njeriu duhet të pajtohet me lodhjen kundër dorëzimit. Të pajtohet me plogështinë kundër ngecjes. Pra, atëherë kur lodhet, të mos ndalojë, e atëherë kur plogështohet, të mos sprapset. Lodhja dhe plogështia janë të natyrshme, por ato nuk guxon t'i bëhen pengesë dhe ndërprerje të ecjes drejt zgjidhjes së çështjeve. Por, t'i pranojë si ura drejt arritjes, drejt pikës që synon. E ardhmja dhe trashëgimia i takojnë njerëzve që mendojnë me bindje të thellë.

**NATYRSHMËRIA E PASTËR**

Ata që ruajnë natyrshmërinë e pastër. Këta janë të mbështeturit në Zotin e njerëzve. Të gjithë njerëzit lindin të pastër e të lirë, dhe unik në aftësitë dhe mundësitë e tyre. Kur kjo pastërti dhe liri respektohet, e kur aftësitë e mundësitë shfrytëzohen, atëherë njeriu është në rrugën e zgjidhjes. Është në rrugën e Paqes. Rruga ndërlikohet, vështirësohet e mjegullohet, kur njeriu bëhet mohues, mbytës e përgënjeshtrues i natyrshmërisë së pastër, lirisë, aftësive dhe mundësive. Njeriu thellë në qenien e tij e ka të ngulitur aftësinë e përballjes dhe të qëndresës, të dallimit e të zgjedhjes. Kur njeriut i dështon prova, problemi është tek keqshfrytëzimi, jo në aftësitë e brendshme. Ai duhet ta provojë sërish, derisa t'i bie në fije zgjidhjes, që i përgjigjet brendia e tij.Rruga më e sigurt drejt zgjidhjes së çështjeve është: burimi hyjnor. Nën hijen e fjalëve të Zotit dhe të profetit të Tij. Kureshtja për të njohur veten dhe botën përreth, kërkimi i diturisë dhe njohja me fillin, hap rrugët drejt zgjidhjes së çdo çështjeje. Njeriu lind i vogël. Të dobët. Të varur nga prindërit e tyre. Nga mbrojtja, përkrahja dhe ndihma e tyre. Nëse prindërit janë të edukuar drejtë, edhe bijtë e tyre edukohen ashtu drejtë. Nëse prindërit janë mohues e përgënjeshtrues, edhe bijtë e tyre bëhen mohues e përgënjeshtrues. Nëse prindërit injorojnë të vërtetën, nuk lexojnë e nuk e kërkojnë të mirën, edhe bijtë e tyre do ta bëjnë të njëjtën gjë.

**EDUKATA FILLON NGA FËMIJËRIA**

Nëse një fëmijë edukohet drejt, ai nesër do të bëhet prind i drejtë. Bijtë e mirë - nga prindër të mirë. Por ndodh edhe e kundërta; kjo si dëshmi e urtisë dhe mëshirës së Zotit! Ndonjëherë prindërit janë sprovë për fëmijët, e ndonjëherë fëmijët sprovë për prindërit. Në një mënyrë a një tjetër, adhuruesit e devotshëm të Zotit, sprovohen, duke u pastruar! Familja është thelbi i shoqërisë. Një familje, ku frymon paqe e dashuri, tolerancë e respekt, anëtarët janë të udhëzuar me udhëzimin e drejtë drejt mirësisë, - ajo familje është një model që duhet ndjekur, duhet kuptuar. Njerëzit injorojnë, sepse njerëzit shpeshherë me kokën dhe duart e tyre ndjellin të keqen kundër vetvetes. Erërat sjellin të mira, po ndonjëherë edhe sprovë për njerëzit. Në një anë, mëshirë, e në anën tjetër ndëshkim për të ndërgjegjësuar. Njerëzit u lanë të lirë të bëjnë zgjedhjen. U lanë të lirë të shfrytëzojnë aftësitë dhe të përfitojnë nga bota që i rrethon. Ndaj njeriut në fillin e tij nuk është ushtruar dhunë. Por, për të bërë zgjedhjen e duhur e për të gjetur të vërtetën, dhe për të kuptuar qëllimin e misionin e jetës, - u urdhërua të lexonte, dhe këtë ta bënte me emër të Krijuesit të tij, i Cili krijoi çdo gjë. Mirëpo, nuk besojnë në këtë përveç atyre që duan të ruajnë këtë fill, përveç atyre që janë të devotshëm, të urtë e të matur, të ditur e durimtarë.

**TURPI PJESË E BESIMIT**

Thuhet shprehja: Njeri i rritur, po me zemër fëmije. E mund të thuhet edhe tjetra: Njerëz të rritur, po me mendje fëmije: Nëse një i rritur prek zjarrin, si fëmija që luan me të, pa i ditur rreziqet dhe pasojat. Mirëpo, zemra e fëmijës është e pafajshme. E pastër dhe jo e ligë. Nëse një fëmijë rrëmben diçka që nuk është e tija, turpërohet. E një i rritur, kur nuk turpërohet, ka shkelur natyrshmërinë e fillit të vet, kur ishte fëmijë. Porosia e të gjithë profetëve të Zotit qe: "Po s'pate turp, bëj ç'të duash!" Jo bëj ç'të duash, -të bësh ç'të duash,- por, ngaqë, kur njeriu zhvishet nga kjo natyrshmëri, pra nga vetia e turpit, bëhet i pandërgjegjshëm, verbohet dhe nuk këshillohet. Turpi e ruan njeriun të mos shkelë nderin e vet dhe të tjetrit. E mbron që të mos bëjë gabime me pasoja të rënda, siç është: Ndryshimi dhe zëvendësimi i fillit me diçka tjetër. Filli i njeriut nis me kureshtjen e tij për të njohur e për të provuar. Kureshtja është një cilësi e lindur tek çdo njeri. Por, kur kjo kureshtje edukohet që të mos shkelë, siç thuhet, në dërrasë të kalbur, drejt zgjidhjes, kur zgjedhja bëhet duke zgjidhur.



Feim Hoxha

# Dashuria në Islam

Dashuria është elementi më thelbësor për çdo qenie, është ndriçimi më rrezatues dhe forca më e madhe, e aftë të rezistojë dhe të kapërcejë gjithçka tjetër. Dashuria lartëson çdo shpirt që e rrëmben atë, dhe i përgatit këto shpirtra për udhëtimin në amshim.[1] Është e vërtet se njerëzimi më shumë se kurrë, sot ka nevojë për dashurinë e një besimtari të vërtetë, për dashurinë rrënjët e së cilës të kenë arritur thellë në zemrën e tij dhe që të mos jetë shoqëruar asnjëherë me urrejtje. Është e pamundur që shpirtrat, pa dashuri, të ngrihen në horizontin e përsosjes njerëzore. Edhe po të jetojnë për qindra vjet, ata nuk do të mund të përparojnë në rrugën e përsosjes.[2] Ato shpirtra sot shëtisin të varfra pa kuptuar asnjëherë për

se jetojnë jetën e tyre. Një nënë që ka dhënë jetën për hir të fëmijës së saj, është një heroinë e dhemshurisë. Individët që jetën e tyre ia kushtojnë lumturisë për të tjerët, janë quajtur "heronj të devotshmërisë," por ata që jetojnë dhe vdesin për tërë njerëzimin, janë ngritur si monumente të pavdekësisë, që meritojnë të fronëzohen në zemrat e njerëzimit.[3] Islami erdhi tek njeriu për ta bërë të lumtur në jetën e përjetësisë. Ai gjithmonë është krahëhapur përballë të gjithë atyre që dëshirojnë ta përqafojnë. Në këto ditë të zymta dhe fatzeza, kur zemrat tona janë mposhtur nga armiqësia, kur shpirtrat tona janë të sëmura, kur urrejtja dhe antagonizmi janë jashtë kontrollit, - është e qartë si kristali që ne kemi nevojë për dashuri dhe mëshirë, ashtu siç kemi nevojë për ujë dhe ajër. Ne, më ngjan se e kemi harruar dashurinë dhe, për më tepër, dhemshuria është një botë që e njohim pak. Ne nuk kemi as mëshirë për njëri-tjetrin, as dashuri për njerëzit.[4] Ajo do të vazhdojë të mungojë në mes nesh përderisa të mos kuptojmë qëllimin real të jetës sonë. Nga shkaqet kryesore për ndasitë dhe përçarjet në mes besimtarëve, janë: inati, xhelozia, urrejtja dhe ambiciet ndjellakëqija, të cilat çojnë në hipokrizi. Të gjitha këto janë të papranueshme dhe të dënueshme. Ato në tërësi i dënon realiteti, urtësia dhe shpirtgjerësia islame.

## EMANETI HYJNOR

Po ashtu duhet ditur se armiqësia është dëm i rrezikshëm, shkatërron jetën shpirtërore të njeriut, atë personale dhe shoqërore. Madje, është helm që helmon jetën e njerëzve.[5] Ato jo vetëm që bëhen pengesë e dashurisë në mes njerëzve, po madje ato shkaktojnë dhe çrregullime në rruzullin tokësor, duke tradhtuar kështu "emanetin"e besuar nga Zoti. "Mos përhapni çrregullim në tokë, pasi të jetë bërë e begatë, dhe drejtojuni Atij me frikë e dëshirë! Mëshira e Zotit është pranë atyre që kryejnë vepra të mira". (A`raf,56) Sidoqoftë, në Kuran, Zoti lëvdon moralin e atyre që përpiqen me mish e shpirt për të sjellë mirësi në vendin ku jetojnë, dhe janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin rreth tyre. Në një ajet nga Kurani na jepet një shembull metaforik për ata që nuk ofrojnë asnjë të mirë për të tjerët, dhe për ata që veprojnë gjithmonë në rrugën e mirësisë dhe drejtësisë: "Zoti sjell një tjetër shembull: nëse nga dy njerëz, njëri prej të cilëve është memec, i paaftë të bëjë asgjë, edhe ai vetë është barrë për kujdestarin e tij, sepse ngado që ta drejtojë, ai nuk sjell asnjë dobi. A është ai i barabartë me dikë tjetër që këshillon për drejtësi dhe ndjek udhën e drejtë"? (En -Nahl, 76)

Profeti ynë, Muhamedi a.s. (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për të), i thërriste njerëzit në fe me dhemshuri, durim, tolerancë dhe dashuri. Kurani e përshkruan sjelljen e tij të bukur dhe të këndshme ndaj atyre përreth tij: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase All-llahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, prandaj falua atyre dhe kërko ndjesë për ta". (Al'Imran, 19) Një numër i madh hadithesh flasin për dhemshurinë, dashurinë dhe tolerancën e Profetit tonë (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për të). Për shembull, ai një herë ka thënë: "Ata që nuk janë të mëshirshëm, nuk do të mëshirohen".[6] Fjalët e tjera të tij përmbajnë:Furnizuesi im m'i ka urdhëruar nëntë gjëra: Ta nderoj Atë, fizikisht dhe shpirtërisht, të flas të vërtetën dhe të jem i njerëzishëm, në mbarësi dhe fatkeqësi…[7] Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, nuk do të hyni në Xhennet përderisa nuk besoni dhe nuk do të besoni përderisa nuk do të doni njëri-tjetrin. A doni që t'ju këshilloj për diçka që, nëse e praktikoni, do të doni njëri-tjetrin? Përhapni përshëndetjen me selam (paqe) në mes jush."[8]

## FEJA DREJTPESHIM NE JETE

Feja është nevojë dhe domosdoshmëri për njeriun, është mençuri dhe atij që mohon nevojën për të, i mungon mençuria. E ardhmja i takon dominimit të fesë mbi njeriun. Gjithë njerëzimi bashkëkohor po e ndien dhe po e kërkon. Shpirtëmirësia, bukuria, humanizmi, dashuria njerëzore, toleranca, mirëkuptimi, virtyti dhe morali, puna, paqja dhe dashuria për atdheun, të gjitha këto përbëjnë thelbin e fesë si udhëzim për gjininë njerëzore. Çfarëdo që të ndodhë, njerëzimi një ditë do të arrijë të kuptojë se feja është në natyrën e tij dhe nevojë jetësore e tij, kështu që asgjë nuk do të mund ta pengojë atë që t'i kthehet besimit. "Në fe nuk ka dhunë, rruga e vërtetë dallohet nga e gabuara…"( El-Bekare, 256)

(1)Yitirilmis Cennete Dogru, Nil, Izmir,F.gylen (2) Yitirilmis Cennete Dogru, Nil, Izmir, (3) Dashuri dhe Tolerance ,F.Gylen (4) Një lëvizje me shembujt te vetvetja, Nil, Istanbul, 2004. (5) Mesazhet e Drites, Said N. (6) Tirmidhi Hadith(7) Sahih Buhari, Nr. 91(8)Sahih Buhari, Lb.8, Nr. 40



## MULLA BEHXHET JASHARI

# 50 vjet në shërbim të fesë



Në kohën kur shkuam për ta vizituar alimin, imamin, veteranin më të dalluar dhe më në moshë në komunën e Shtimes dhe Ferizajt, ai rrinte i kërrusur në sexhde duke e kryer emanetin, obligimin, porosinë që kishte artikuluar e komunikuar për më se 50 vjet për atdhetarët e tij. Është ky mulla Behxhet ef. Jashari, i lindur më 26.09.1923 në fshatin Vojnovc (Shtime), një fshat ky që gjendet mu në mes të tri komunave: Shtimes, Ferizajt dhe Lipjanit, një vend i rrafshët strategjik, që ka kontribuuar e kontribuon për vite në sfera të ndryshme politike, ekonomike, sociale pa lënë anash edhe aspektin fetar. Bashkëbisedimin me efendiun e filluam duke u ndalur në fillim tek mësimet e tij të para.

*Kur filluat rrugën e dijes?*

Më 1935 kam filluar rrugën për mësimin e Fjalës së Allahut. Dëshira për të mësuar Fjalën e Allahut më ka shoqëruar qysh si i ri. Këtë rrugë e kam dashtë dhe e kam filluar me zemër. Në moshën 12 vjeç kam filluar mësimet e para në medresenë e Prizrenit, që ishte tek Xhamia e Bajraklisë. Mësimet i ndiqnim tek mësimdhënësi hfz. Qamili dhe të tjerë mësimdhënës të asaj kohe. Numri i nxënësve në atë kohë në medresenë e Bajraklisë ishte 150 dhe aty, përveç lëndëve të tjera të islamistikës, mësoni Kuran, lënda qendrore e medresesë. Në këtë medrese ai i ndoqi mësimet 4 vjet me radhë.

Pas përfundimit të mësimeve në Prizren në vitin 1939, vazhdoi mësimet në Ferizaj. Mulla Behxheti vazhdon rrëfimin për jetën e tij. “Në Ferizaj mësuam tek alimi dhe doajeni i madh, Hasan ef. Nahi, deri në vitin 1942”, - thekson efendi Jashari, i etur për dije dhe për ta dërguar në vend emanetin e Allahut: “Lexo me Emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë).( El-Alek, 1) dhe këshillat e të Dërguarit a.s.:”Kërkojeni dijen prej djepit deri në varr”. Nuk pushonte së kërkuari atë kudo që dëgjonte se organizohej, hapej ndonjë mejtep, derisa erdhi koha që edhe në vendlindjen e tij të mund të ndiqeshin mësime për fenë. Në vitin 1943 në fshatin Vojnovc erdhi si imam mulla Vesel Xheladin Guta, një emër i madh, personalitet i rrallë, i dëshmuar, i cili filloi aktivitetin fetar dhe xhamia e fshatit u bë edhe medrese, ku do të vazhdonte mësimet edhe protagonisti i këtyre rreshtave, tash tek mulla Veseli.Ai e kujton atë kohë me nostalgji dhe ne arrijmë disi t’ua shkundim pluhurin atyre kujtimeve të atyre ditëve të bukura të rinisë së tij.

Gjatë bisedës me ne, ai përmendi shumë shpesh alimin Vesel Guta, saqë na zgjoi kureshtjen për hulumtime për personalitetin e tij (për të cilin, fatkeqësisht, kemi vetëm një vepër të botuar të tij "Të frymëzoi Perëndia").

*Përveç mësimeve fetare, ju jeni përgatitur edhe për t'u përballur me armikun?*

"Pa atdhe nuk ka as fe" është një frazë që shpesh diskutohet e për të cilën bisedohet me tona të ftohta e jo rrallë edhe të nxehta. Në medresenë e Vojnovcit kjo frazë ishte praktikuar dhe jetësuar krahas mësimeve fetare. "Hoxhollarët e së ardhmes në livadhet e fshatit ishin trajnuar për radhën e frontit, - vazhdon tregimin e tij ai. Në vazhdim hoxha kujton një detaj kur ishte në vijën e parë të frontit; "Në vitin 1943 shkuam me hoxhën (mulla Veselin) në katundet Zhuj, Tërrnoc dhe Veligllavë në luftë, ku qëndruam për 15 ditë. Në atë betejë u plagos mulla Veseli, dhe, ashtu të plagosur e çova deri në Gjilan. Më pastaj zyrtarë nga Bashkësia Islame e Ferizajt dhe kryetari i komunës së Ferizajt Ismail Gorani, pastaj Aziz Rama, Halim Shukriu, Zeqiri nga fshati Muzeqinë e autoritete të tjera shqiptare u kujdesën për shërimin e hoxhës dhe kthimin në fshat".

Nga kjo medrese kanë dalë kuadro të përgatitura për rajonin e më gjerë, nga mulla Vesel Xheladin Guta, të cilat më tutje do t'i shërbenin popullit në sferën religjioze dhe atdhetare. Njëri prej tyre është edhe subjekti i këtij shkrimi.

*Si ju kujtohen ditët e para të imamllëkut?*

"Punën e kam filluar si muezin në xhaminë e fshatit Vojnovc tek imam mulla Veseli, - thotë ai, - dhe e kam kryer për 10 vjet, ndërsa detyrën e shenjtë të imamit e kam filluar po në këtë xhami pas shpërnguljes së mulla Veselit në Shkup".Ai kujton kohën e vështirë, maltretimet, persekutimet që i kanë përjetuar nga pushtuesi serb në kohën e Rankoviçit, kohën kur ai, si prijës fetar, qe persekutuar për ditë të tëra jashtë në acar të dhjetorit, në mbrojtje të fshatarëve të tij. Mulla Behxhet Jashari ka shërbyer si imam për afro 50 vjet në fshatrat Vojnovc, Muzeqinë, Tërrn, Gjyrkovc, etj., ku i ka kryer të gjitha obligimet e ritet fetare, përfshirë edhe dasmat. "Nuk ka bërë askush dasmë pa më ftuar dhe pa qëndruar në ballë të oxhakut" - rrëfen hoxha.

Puna më nxënës ishte aktiviteti tjetër që ka zhvilluar imami, një punë që ai e kishte bërë me kënaqësinë më të madhe. Ai kujton shum djem e vajza që sot janë gjyshë e gjyshe, të cilët kishin mësuar kushtet kryesore të fesë, si në akide, fikh, sire, Kuran, etj., që të gjitha nga gjuha e hoxhës dhe me përsëritje të shumta që i bënin së bashku, sepse specifikë e viteve '50 të shekullit të shkuar ishte mësimi gojarisht, sepse kishte mungesë të theksuar të literaturës, sidomos të asaj islame.



*Në kuadër të punës suaj u keni mësuar shumë gjeneratave mësim-besimin. Si e kujtoni atë kohë?*

Numri i nxënësve për çdo vit arrinte në mes 40 e 50 vetash, dhe vazhdonte të rritej.

Në mesin e atyre nxënësve ishte edhe autori i këtyre rreshtave, për se i jam mirënjohës përjetësisht. Edhe pse pas 40 vjetësh doli në pension, vendësit nuk e pranuan dorëheqjen e tij, prandaj edhe për 10 vjet të tjerë vazhdoi detyrën, derisa përfundoi medresenë nxënësi i nxënësit të tij, Veton ef. Shabani, të cilit ia dorëzoi detyrën e shenjtë të imamit. Ky i fundit detyrën e kryen me shumë sukses dhe tash është afër të mbarojë studimet në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës. Edhe pse në moshë të shtyrë, sot është afër 90 vjeç, në derën e tij trokasin shpesh imamë, xhematë e të tjerë për të kërkuar prej tij këshilla, sugjerime e përgjigje.

*Për fund, çka mund t'i këshillosh imamët e rinj dhe ata që e bartin emanetin hyjnor mbi supet e tyre?*

Detyra e imamit është e shenjtë dhe duhet ta kryejnë me nder dhe me respekt të ndërsjellë.

Sot masa e praktikon fenë më shumë, kemi ndryshim të pozicioneve. Xhamia në kohën time mbushej me njerëz në moshë të madhe, kurse tash stërmbushet me të rinj, e roli i gjeneratave të reja do të jetë me ndikim të madh e të gjithanshëm. Ai sot, me gjithë moshën e shtyrë, jeton i qetë, me ndërgjegje të pastër dhe i nënshtruar plotësisht ndaj Vullnetit të Allahut.

E lam të mallëngjyer për arsye se i zgjuam nostalgjinë e kohëve të bukura që ka kaluar gjithnjë në shërbim dhe në lartësim të Fjalës së Allahut.

(Mr.sc.Afrim JUSUFI)



# MYFTIU TËRNAVA NË ANKARA URON KRYETARIN E DIJANET-IT DR. MEHMET GÖRMEZ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në krye të një delegacioni të Bashkësisë Islame të Kosovës, po qëndron për vizitë në Ankara, ku është pritur nga Kryetari i porsazgjedhur i Dijanetit, Prof. Dr. Mehmet Görmez. Qëllimi i kësaj vizite është urimet për Kryetarin e ri të Dijanetit të Turqisë - Dr. Mehmet Görmez, i cili u emërua në këtë pozitë në fillim të muajit nëntor. Pritja e delegacionit kosovar nga ana e Kryetarit të ri të Dijanetit, qe shumë e ngrohtë dhe vëllazërore dhe qëndrimi i dyanshëm qe që bashkëpunimi do të jetë i vazhdueshëm dhe i dobishëm. Profesor Görmez është shumë i njohur për BIK-në, meqë ai në periudhën e kaluar ishte zv.-kryetar dhe përgjegjës për marrëdhëniet e Dijanetit me Jashtë, dhe u mor seriozisht me çështjet e Ballkanit në përgjithësi e me Kosovën në veçanti. Ai e vizitoi Kosovën disa herë, së fundi në maj të këtij viti me rastin e mbajtjes së Konferencës Ndërkombëtare dyditore të prijësve fetarë të rajonit. Profesor Görmez, urimin e Myftiut Tërnava  me bashkëpunëtorët, e çmoi lart dhe u zotua që gjatë mandatit të tij Kosova do të jetë ndër prioritetet e administratës së tij dhe se përkrahja nuk do të mungojë. (R.Shkodra)



### GJATË VIZITËS NË KUVAJT

## MYFTIU TËRNAVA KËRKOJ FORMALIZIMIN E NJOHJES SË KOSOVËS

Me ftesë të ministrit të vakfeve, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, qëndrojë për vizitë në Kuvajt, ku pati një sërë takimesh me personalitet me të larta të këtij vendi. Në takimin që pati me kryeministrin e Kuvajtit, Shejh Nasri Muhamad Ahmad al-Sabah, Myftiu e falenderoj për ndihmën dhe përkrahjen që ka dhënë populli dhe qeveria e Kuvajatit për Kosovën. Myftiu Tërnava, kryeministrin e Kuvajti Al-Sabah e njohu edhe me arritjet në procesin e shtetndërtimit që ka shënuar Kosova që nga pavarësia e këndej. Myftiu kërkoi nga kryeministri që sa më parë Kuvajti ta formalizojë njohjen e pavarësisë së Kosovës.

Kryeministri i Kuvajtit sheiku Al Sabah, tha se qeveria e tij ndjek me vëmendje ngjarjet në dhe përreth Kosovës. Qeveria e Kuvajtit edhe në të ardhem do jetë pran popullit dhe qeverisë së Kosovës-u shpreh kryeministri Al Sabah. Ndërsa sa i përket njohjes ai tha së është çështje procedurash në institucionet e Kuvajtit.

Në takim me zëvendësministrin e Vakëfit, Adil Falah, Myftiu e njohu atë me organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës, e posaçërisht u ndal tek gjendja e vakëfeve në Kosovë, ku theksin e vuri tek uzurpimet e tjetërsimet që u janë bërë vakëfeve nga ish –sistemet dhe rezhimet që sunduan Kosovën.

Myftiu gjithashtu e njohu zëvendësministrin e vakëfeve edhe me arritjet që janë bërë në këtë fushë që nga përfundimi i luftës e këndej. Zëvendësministri i vakëfeve të Kuvajtit dhe Myftiu i Kosovës u dakorduan që në të ardhmen të shihet mundësia për krijimin e vakëfeve të reja si burim i përhershëm për mbarëvajtjen e institucioneve fetare.

Gjatë qëndrimit në Kuvajt, Myftiu Tërnava u takua edhe me zëvendëskryeministrin, Shejh Ahamd Fahd al Fahd al –Sabah, i cili njëherësh është edhe minsitër më çështje ekonomike dhe zhvillim, si dhe me përgjegjësin shtetëror për dekorime e mirënjohje, Shejh Dari Faht al-Ahmad al-Sabah.

Vizitës së Myftiut mediat e Kuvajtit i kushtuan një vëmendje të posaçëme, në dy TV (TV Kuvjet 1 dhe TV Sabah) myftiu qe mysafir ku foli për arritjet e Kosovës. (R.Shkodra)

## NË XHAMINË E FSHATIT LLAPASHTICA E EPËRME, NUSJA GJERMANE E MARTUAR PËR SHQIPTARIN PRANOI ISLAMIN

Më 7 janar 2011, në e xhaminë e fshatit Llapashtica e Epërme (Podujevë), gjermania 21-vjeçare Bianca Gronau, tash Xhemajli, shqiptoi Shehadetin dhe përqafoi Islamin para imamit të kësaj xhamie, Fatos ef. Gërvalla, si dhe para anëtarëve të familjes së re të saj. Ajo shqiptimin e Shehadetit, deklaratës islame, e bëri me një gëzim të madh, duke ndier në shpirtin e saj të pastër lumturi shpirtërore. E reja gjermane, një vendim të këtillë e kishte marrë pas një periudhe që kishte kaluar duke lexuar literaturë islame, duke studiuar këtë fe të paqes, si dhe pas disa këshillimeve që kishte pasur me anëtarët e familjes së re në bashkëpunim me imamin e kësaj xhamie. Ky akt i përqafimit të Islamit nga kjo e re gjermane, u prit me shumë emocione dhe kënaqësi nga tërë familja e re e saj. Bianga Gronau – Xhemajli, para përqafimit të Islamit i përkiste fesë së krishterë – evangjeliste. Ajo tregon se kalimi nga Krishterimi në Islam sot në Gjermani ka marrë një hov të madh dhe është e natyrshme që të dëgjosh se si të rinjtë, po dhe të moshave më të mëdha, konvertohen nga Krishterimi në Islam, dhe kjo jo për tjetër përveçse për arsye se në Islam gjejnë një qetësi shpirtërore. Ajo thotë: "Një gjë e tillë ndodh në Gjermani dhe në tërë Evropën Perëndimore". Bianga Gronau – Xhemajli ka lindur në Kriefeld të Gjermanisë nga prindër gjermanë, më 23/11/1989, studion në Institutin e Mjekësisë, dega e Kirurgjisë Tash është martuar me Muhamet Xhemajlin, një djalosh shqiptar që jeton në Gjermani. Ajo edhe një herë thotë: "Jam shumë e lumtur në Fenë Islame", dhe deklaroi: "Dëshmoj se s'ka zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është i Dërguari i Tij".(Fatos Gërvalla, imam xhamie)





## BIK NËNSHKRUAN MARRËVESHJE MIRËKUPTIMI ME SHOQATËN "ZËRI YNË" PËR VAKËFET

Më 31 dhjetor 2010, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava - në emër të Kryesisë së BIK-së, dhe themeluesit e OJQ-SHK "Zëri Ynë", Muhamet Jusufi, Sabri Halili e Ajni Sinani, nënshkruan memorandum mirëkuptimi, me të cilin rregullohet çështja e pasurisë së shoqatës "Zëri Ynë" në rast shuarjeje apo shpërbërjeje të saj. Me këtë marrëveshje, themeluesit e shoqatës janë dakorduar që, në rast të mbylljes së aktivitetit të shoqatës, ndarjes midis themeluesve ose vdekjes së tyre, prona e shoqatës dhe gjithë vakëfet e saj do t'i kalojnë Bashkësisë Islame të Kosovës. Në tekstin e marrëveshjes shkruan:

"Në mbledhjen e fundit të datës 16.12.2010, themeluesit e OJQ - Sh.K. "Zëri Ynë" Muhamed Jusufi, Sabri Halili dhe Ajni Sinani ranë dakord si më poshtë vijon:
1. Pasuria e tundshme dhe e patundshme, e cila është blerë nga anëtarësia ose donatorë të shoqatës, është pronë e Sh. K. "Zëri Ynë".
2. Përgjegjës të patundshmërisë së shoqatës janë themeluesit e sipërtheksuar.
3. Themeluesit janë të lirë të vendosin mbi të ardhmen e pasurisë së patundshme.
4. Në rast të mbylljes së aktivitetit të shoqatës, ndarjes midis themeluesve ose vdekjes së tyr, prona e shoqatës dhe të gjitha vakëfet e saj do t'i kalojnë BIRK-ut.
5. Ky vendim i themeluesve është i pandryshueshëm.

Lidhur me fjalën e Patriarkut të Kishës Ortodokse Serbe, zotëri Irinejit, me rastin e shugurimit të Peshkopit Teodosije në Prizren, Kryesia e BIK-së bënë këtë:

# Reagim

Me rastin e shugurimit të peshkopit Teodosije, në të cilën mori pjesë edhe patriarku i Kishës Ortodokse Serbe (KOS), zotëri Irinej, e nën udhëheqjen e të cilit u mbajt meshë shuguruese, patriarku Irinej, në fjalimin e tij me atë rast, nuk mundi t'i përmbahej kodit fetar e njerëzor, por, siç e kanë zakon titullarët më të lartë të KOS-it, hodhi helm e vrer, duke përmendur raportin e Dik Martit, madje deri në mallkimin "e atyre që kanë përfituar materialisht nga shitja e organeve të trupit të njerëzve".

Ne kemi pritur që ai, si lider fetar, në një objekt fetar dhe në një rast solemn si ai i djeshmi në Prizren, do të fliste për paqe e bashkëjetesë në mes njerëzve, do t'i ftonte njerëzit për tolerancë e mirëkuptim. Nga ai është pritur me të drejtë që të përcjellë mesazhe paqeje dhe kërkimfalje për gjenocidin e bërë ndaj popullit shqiptar gjatë shekullit të kaluar, për t'i hapur rrugën pajtimit historik të dy popujve e për t'i dhënë fund gjuhës së urrejtjes dhe armiqësisë. Mirëpo, për fat të keq, kjo nuk ndodhi. Përkundrazi, vazhdoi avazi i vjetër dhe gjuha e paragjykimeve dhe e insinuatave, për t'i mallkuar njerëzit pa fakte dhe argumente.

Derisa Patriarku në Prizren përmend viktimat e palës serbe, për të cilat edhe ne ndjejmë dhembje, sepse viktima është viktimë pavarësisht nga përkatësia fetare apo etnike, ai me këtë rast "harron" t'i përmend 1824 të pagjetur, të cilëve akoma nuk u dihet asnjë gjurmë, për se përgjegjësinë e mbajnë qeveria dhe institucionet serbe.

Irinej i përmend mijëra shtëpi të djegura të serbëve në Kosovë, por ai përsëri "harron" t'i përmend mbi 200.000 shtëpi të shqiptarëve të djegura nga forcat ushtarake dhe policore serbe në Kosovë, në mënyrë sistematike.

Patriarku i përmend kishat e djegura në Kosovë, djegien e të cilave ne e kemi dënuar me kohë, ndërkaq, i pari i KOS-it përsëri "harron" 218 xhami dhe objekte fetare islame, përfshirë këtu edhe selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame, ndonëse autorët e shkatërrimit të tyre dihen. Patriarku serb vjen në Prizren dhe mallkon njerëz pa u bazuar në argumente a fakte, e ne do të pyesnim: A thua Patriarku di për 15.000 të vrarë, të masakruar, të djegur në Prekaz, Reçak, Likoshan e Çirez, në Qyshk e Podujevë, në Suharekë e Prizren, në Izbicë dhe në shumë vende të tjera gjithandej nëpër Kosovë, kufomat e të cilëve, për të fshehur gjurmët e krimit, policia dhe ushtria serbe i hodhën në Danub dhe në Banjicë, e mbase edhe në vende të tjera që ne nuk i dimë. Pavarësisht nga gjithë kjo, na mbanë shpresa se, me ardhjen e peshkopit Teodosije në krye të dioqezës Rashkë-Prizren, gjërat do të lëvizin për së mbari dhe se dialogu ndërfetar do të riaktivizohet dhe së bashku do t'i kthehemi së ardhmes sonë të përbashkët. Kryesia e BIRK-së gjykon pjesën e fjalimit të Patriarkut Irinej si joparimor. Kjo nuk përkon me parimet e feve tona. Kjo nuk përkon as me angazhimet tona të vazhdueshme për ndërtimin e një shoqërie shumetnike, ku bashkëjetesa dhe toleranca do të jenë vlerat më të çmuara të shoqërisë sonë.

## MYFTIU I RUSISË KA KËRKUAR QË QEVERIA E RUSISË TË LUFTOJË FENOMENIN E ISLAMOFOBISË

Myftiu i Rusisë, Ravil Ajnudin, duke folur për paraqitjen e disa veprimeve antiislame gjatë muajve të fundit, ka kërkuar nga organet kompetente të këtij vendi, nga prijësit fetarë dhe mediet, që të gjejnë një alternativë për të luftuar seriozisht fenomenin e Islamofobisë në shoqërinë e këtij vendi. Ai ka shtuar: Nga prijësit fetarë të Rusisë pritet që, duke pasur parasysh ngjarjet e fundit, siç janë sulmi i personave të panjohur ndaj myslimanëve dhe ngritja e parullave dhe motove me përmbajtje të diskriminimit racor, t'i dënojnë ashpër veprimet e këtilla, sepse këto veprime tregojnë nivelin e papranueshëm të ndjenjave antiislame në shoqërinë e Rusisë. Myftiu i Rusisë, në vazhdim, ka sqaruar: "Qeveria duhet t'i japë një rëndësi të veçantë politikës kombëtare të shtetit dhe të luftojë nacionalizmin radikal dhe islamofobinë". Ai, më pas, duke iu drejtuar medieve, ka theksuar: "Kërkojmë nga drejtuesit e medieve publike që të mos fokusohen në problematikat provokuese dhe të mos i nxisin ndjenjat e të rinjve për të kryer veprime me natyrë të diskriminimit racor, kurse pritet nga të gjithë të rinjtë, sidomos nga të rinjtë myslimanë, që të ruajnë gjakftohtësinë e tyre përballë veprimeve provokuese".



## TUNISI, NIKOQIR I PANAIRIT NDËRKOMBËTAR TË ARTIKUJVE FARMACEUTIKË TË SHTETEVE ISLAME

Panairi "Artikujt farmaceutikë të shteteve anëtare të Organizatës së Konferencës Islamike" organizohet me pjesëmarrjen e Qendrës Islamike për Zhvillimin e Tregtisë (CIDC)" dhe të Ministrive të Tregtisë e Industrisë dhe të Ministrisë së Shëndetësisë të Tunisit dhe do të zhvillohet gjatë zhvillimit të panairit ndërkombëtar "Tunisia Health Expos". Panairi i parë ndërkombëtar i artikujve farmaceutikë të shteteve islame zhvillohet prej 24 deri më 27 shkurt të këtij viti në Tunis. Qëllimi i zhvillimit të këtij panairi është cituar të jetë rritja e shitblerjeve dhe investimeve në mes 57 shteteve anëtare të Organizatës së Konferencës Islamike në fushën e prodhimeve dhe gjithashtu shkëmbimi i përvojave në mes kompanive prodhuese të artikujve farmaceutikë.

## RIADI PROMOVON INSTITUTIN ELEKTRONIK TË KURANIT "TAXH"

Instituti i internetit për mësimin e Kuranit "Taxh", është themeluar me kontributin e Shoqatës Bamirëse për Hifzin e Kuranit në rajonin e Riadit të Arabisë Saudite dhe ka filluar të veprojë në sferën elektronike. Zejd bin Abdulaziz Al-Shetri, zëvendëskryetar i institutit për mësimin me anë të mjeteve elektronike "Taxh", në lidhje me këtë, është shprehur: "Ky fondacion përmban program gjithëpërfshirës administrativ e arsimor dhe deri tash këtu janë regjistruar një numër i madh i studentëve nga vende të ndryshme të botës, për të marr pjesë në programet për mësimin e Kuranit në këtë institut". Ai ka shtuar: "Ciklet mësimore të këtij instituti janëë dy vjeçarë dhe trevjeçarë. Në fund të këtij cikli pjesëmarrësit do ta mësojnë tërë Kuranin përmendsh". Ai ka sqaruar edhe: "Në uebfaqen e këtij instituti gjenden edhe leximet e Kuranit nga lexues të njohur në shkallë botërore, në mënyrë që nxënësit e Kuranit të kenë mundësi që, duke shfrytëzuar këto lexime, të përmirësojnë leximin e tyre të Kuranit". Në fund ai tha: "Qëllimi i themelimit të këtij instituti në sferën e internetit, është përhapja e kulturës dhe mësimeve të Kuranit, për t'u shërbyer të interesuarve dhe dashamirësve të Kuranit fisnik në tërë botën, ndërsa përgjegjësit e këtij instituti janë duke bërë përpjekje që vitin e ardhshëm, në ciklin mësimor të Kuranit me anë të internetit, të marrin pjesë rreth 1000 vullnetarë nga vende të ndryshme të botës".

## FYEN ISLAMIN, DËNOHET 5000 KURUNA

Deputeti i partisë së djathtë ekstremiste Partia Popullore e Danimarkës, për arsye të deklaratave antiislame, është dënuar nga ana e Gjykatës së Kopenhagës me gjobë në të holla me vlerën prej 5000 kurunash. Gjasper Lanbal, prift i krishterë, që vepron në kuadër të shtetit si dhe deputet i Partisë Popullore të Danimarkës, për arsye të shkeljes së nenit 266 të Kushtetutës, në bazë të të cilit ndalohen deklaratat që kanë natyrë diskriminimi racor dhe fyerjeje e diskriminimi të qytetarëve për arsye race, ngjyre, feje dhe gjuhe, - është dënuar nga Gjykata e Kopenhagës me gjobë në shumën prej pesë mijë kurunash. Ky deputet ekstremist, gjatë deklaratave që përmbanin diskriminim racor, i ka akuzuar myslimanët për mospërkushtim ndaj familjes dhe nënçmim të femrave. Parlamenti i Danimarkës, gjithashtu, gjatë muajve të fundit, duke mbajtur një mbledhje të jashtëzakonshme, ka kërkuar nga zyrtarët e drejtësisë të këtij vendi që të parandalojnë gjykimin e këtij deputeti, por Gjykata e Kopenhagës ka refuzuar këtë kërkesë dhe e ka dënuar deputetin në fjalë.

## PËRFUNDON KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "QYTETËRIMI ISLAM NË MEDITERAN"

Kjo konferencë ndërkombëtare është organizuar me pjesëmarrjen e Organizatës së Konferencës Islamike, Universitetit për Studime të Lindjes së Mesme të Republikës Turke të Qipros Veriore dhe Organizatës ARSIKA. Në këtë konferencë

ndërkombëtare morën pjesë më shumë se pesëdhjetë mendimtarë myslimanë nga 22 vende të ndryshme të botës, që diskutuan dhe analizuan praninë e myslimanëve përreth detit Mesdhe si dhe veprimtarinë e tyre gjatë shekujve të kaluar. Gjatë zhvillimit të kësaj konference, u hap edhe një ekspozitë - "Përzgjedhje e dorëshkrimeve të Sulltan Abdulhamitit II të Perandorisë Osmane". Thuhet se, përveç Khalid Eren-it, drejtor i përgjithshëm i ARSIKA-së, dhe Bakari Drame-s, këshilltar i Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës së Konferencës Islamike, në këtë konferencë qenë të pranishëm edhe zyrtarë të lartë fetarë dhe shtetërorë të Republikës Turke të Qipros Veriore, që mbajtën fjalimet e tyre. Kjo Konferencë përfundoi punimet më 4 dhjetor 2010, me dhurimin e medaljes së artë të Organizatës së Konferencës Islamike Suat Gynsel, rektor i Universitetit për Studime të Lindjes së Mesme në Republikën Turke të Qipros Veriore.

**PREZANTIMI I LAPSIT SHQIPTUES I KURANIT, NË PANAIRIN NDËRKOMBËTAR TË LIBRIT NË KATAR**

Ekspozimi i lapsit shqiptues i Kuranit të shenjtë në pavionin e shtëpisë botuese "Daru Al-Rrashid" të Sirisë në Panairin ndërkombëtar të librit në Katar, është mirëpritur me interesim të madh nga vizitorë të këtij panairi. Ky laps shqiptues i Kuranit i ndihmon lexuesit në këndimin e ajeteve të Kuranit, në hifzin e tyre dhe kuptimin e përmbajtjes të tyre si dhe në kuptimin e fjalëve të Kuranit fisnik. Ky laps shqiptues i Kuranit fisnik është prej shpikjeve të Hasan Homsi-t, pronar i shtëpisë botues "Daru Al-Rashid" të Sirisë. Adnan Hasa Homsi, drejtor i kësaj shtëpie botuese, në lidhje me këtë, ka deklaruar: "Ky laps shqiptues i Kuranit fisnik është i tillë që, nëse vëmë majën e këtij lapsi mbi ajetet e Kuranit fisnik, është në gjendje të lexojë Kuranin fisnik në dhjetë leximet e njohura në Botën Islame". Ai ka shtuar: "Prej dobive të tjera të këtij lapsi shqiptues i Kuranit, është që ai shpjegon në mënyrë automatike edhe disa rregulla të texhvidit për lexuesin e Kuranit fisnik. Ky panair ndërkombëtar i librit në Katar është zhvilluar gjatë muajit nëntor 2010 dhe në të morën pjesë shtëpi botuese nga vendi dhe nga vende të tjera të botës.





**KRIJIMI I RRJETIT ELEKTRONIK TË BIBLIOTEKAVE TË UNIVERSITETEVE TË BOTËS ISLAME**

Konferenca e parë ndërkombëtare e kryetarëve të bibliotekave të universiteteve të shteteve islame me titullin "Drejt një koalicioni të sistemuar për ndërtimin e komuniteteve shkencore" është zhvilluar me 14 deri me 16 dhjetor 2010, në bashkëpunim me Universitetin e Kajros, Organizatën Islame për Arsim, Shkencë dhe Kulturë (ISESCO) dhe me Unionin e Universiteteve të Botës Islame (FUIW). Morën pjesë rreth 125 kryetarë të bibliotekave universitare të shteteve islame, si Jordania, Bahrejni, Arabia Saudite, Sudani, Siria, Iraku, Libia, Egjipti, Maroku, Nigeria dhe Jemeni, së bashku me përfaqësuesit e ISESCO-së dhe të Unionit të Universiteteve të Botës Islame. Bibliotekat e universiteteve luajnë një rol të rëndësishëm në ngritjen e moralit në arsim dhe në hulumtime shkencore në mesin e studentëve dhe profesorëve universitarë, të cilët kanë kërkuar krijimin e rrjetit elektronik të bibliotekave të universiteteve anëtare të Unionit të Universiteteve të Botës Islame (FUIW). Pjesëmarrësit thanë se krijimi i këtij rrjeti elektronik është një hap i rëndësishëm për rritjen e bashkëpunimit në mes bibliotekave të universiteteve të shteteve islame që si rezultat do të ketë progresin dhe zhvillimin shkencor e teknik të universiteteve islame. Gjatë zhvillimit të kësaj konference, gjithashtu janë zhvilluar edhe disa tryeza shkencore, ku u shtjellua hartimi i një dokumenti në lidhje me potencialin e bibliotekave qendrore të universiteteve të Botës Islame në fushën e bashkimit dhe bashkëpunimit me njëri-tjetrin si dhe është hapur edhe një panair me pjesëmarrjen e botuesve dhe prodhuesve të programeve kompjuterike dhe teknologjisë së informatikës dhe telekomunikacionit.

**NË KINË ZBULOHET NJË MANUSKRIPT I KURANIT FISNIK QË DATON PARA NJË MIJË VJETËSH**

Një manuskript dhe dorëshkrim i vjetër i Kuranit fisnik është zbuluar ditë më parë në provincën Gatsu, në veri të Kinës. Duke marrë parasysh kopertinat prej letre të këtij manuskripti në dorëshkrim të Kuranit, figurat, kaligrafinë dhe letrën e përdorur për shkrim, supozohet se ky manuskript është shkruar diku gjatë shekullit të tetë ose të nëntë sipas kalendarit gregorian. Mund të thuhet se ky manuskript do të jetë prej manuskripteve më të vjetra të Kuranit fisnik që ka mbetur dorëshkrim.

| AUTOR: AGIM GASHI | HERIO I KOMBIT, ZAHIR | POROSIA | EMNAKJA E LORIKUT | PJATA APO GOTA | LLOJ TEPSIE | REXHEP ... ERDOGAN (ISHQ.) | ILIR KONUSHEVCI | POLITIKANI BOSHNJAK, BALIÇ | AMPERI | | AKT SHTETËROR QË KA FUQI LIGJORE | ADUT | PESHA E ENËS | FISNIKU |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SHTETI ISLAM | | | | | | | | | | SHIFRA NË KALENDAR / TRYS | | | | |
| LLOJ GAZI OPA NGJYRË | | | | | | | | | GRADË USHTARAKE / SHKRIMTARI, UMBERTO | | | | | |
| MIKU, SHOKU | | | | | | | ZHIVA / LIRI RASHA | | | | | | | |
| MIRË, BËN | | | | I HSTYRË NË MOSHË / SULMIME | | | | | | | | KAMPION / KËNGËTARJA, KONÇI | | |
| HEROI I KOMBIT, KADRI | | | | | IRNOHEM | | | | | | | | TEMPI / BARNATORE | |
| NDER (TURQ.) | | | | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | LLOJ SËMUNDJE NGJITËSE | | | | |
| PËREMËR VETOR | | | AUSTRIA / FOTO | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | SHTET ARAB | | | | |
| INDUKSIONI | | P.K. / MËNJANIME | | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | | ALL RIGHTS RESERVED / LAKMIA | | | |
| | EMRI I VJETËR I IRLANDËS / BUJKESHAT | | | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | LITRI | | MUHAMED ALI / OBLIGIMI ISLAM | | |
| NJERËZI | | | | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | KOHË E CAKTUAR | | | | |
| EMËR I HUAJ MASHKULLI | | | | | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | LLOJ LOPATE | | | | |
| BURIM | | | | LLOJ BIMË BARISHTORE | [image] | [image] | [image] | [image] | [image] | MAURICIUSI | | | | CITIMI |
| KËNGËTARI, BYTYÇI | | | | | MATANË | DY ZANORE | SHKRU | INDEPEDENT TELEVISION TEWS | | IRAKU / LLOJ LUTJEJE | | | KARBONI / KAM KUJDES | |
| AI QË SAJON ENIGMA | | | | | | | | | EMNAKU I AMIRËS / PARAARDHËS I ITALIANËVE | | | | | |
| TITANI | | | DËSHTIMI / STUDIUESI I NDJERË, SABIT | | | | | | | | | UNIVERSITETI I TIRANËS / AKTORI, AHMETI | | |
| | HOXHA / D.SH. | | | | | INSTITUCIONI / ASTATI | | | | | PASTHIRRMË / FLORI | | | |
| TRUP DREJTUES I NJË FAKULTETI | | | | | | | | LLOJ DITARI I PËRVJETSHËM / Ç | | | | | | |
| HIDHUR | | | | | | | ZGJEDHA NGA ROBËRIA | | | | | | | |




**ATA QË NUK JANË TË MËSHIRSHËM,**
**NUK DO TË MËSHIROHEN**
**Muhamedi a.s.**
**Tirmidhi**

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRIN

Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"

Kuran, Ali Imran: 64.

STUDIM KRAHASIMTAR I FEVE

Dr. Zija Abdullahu

# STUDIM

## KRAHASIMTAR I

# FEVE

Dr. Zija Abdullahu






TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS